Proletarë të të gjitha vendeve dhe popuj të shtypur, bashkohuni!

# LIRIA

Organ i Marksistë-Leninistëve të Kosovës

Gusht 1981 Nr. 4-5

# PËRPARA DREJT FITORES!

Popull shqiptar i Kosovës kreshnike,

Forcat ushtarake policore-fashiste të borgjezisë serbe mbuluan sërish me zjarr e hekur Kosovën tonë të shtrenjtë. Dhjetra mijëra shovinistë të tërbuar kanë shkelur në trojet tona të lashta për të na shtypur dhe nënshtruar.

Krajlët e rinj gjakpirës serbomëdhenj e kthyen edhe një herë Kosovën në një burg e kasaphanë të madhe fashiste. Ata nuk u mjaftuan me gjakun e bijave dhe bijve tanë më të mirë që lau rrugët e qyteteve të Kosovës në masakrën e përgjakshme të marsit e të prillit, por mbushën edhe burgjet e tyre famëkeqe me mijëra petrita e sokolesha shqiptare dhe po ushtrojnë një dhunë e terror të paparë mbi gjithë popullsinë shqiptare në Kosovë e Jugosllavi.

Etja e çmendur për gjak shqiptari, shovinistët rankoviçistë i çoi deri atje sa të përdorin mjete e metoda dhune, nga të cilat ishin përmbajtur edhe nazi-fashistët hitlerianë.

Ata menduan se me një sulm të rrufeshëm, të egër dhe të gjithanshëm mbi Kosovën, të planifikuar me kohë nga Rankoviçi dhe klika e tij në pushtet, do të na frikësonin dhe të na nënshtronin shpejt. Kështu do të krijohej një terren i lirë për të realizuar në Kosovë politikën shoviniste të Çubriloviçit e të Rankoviçit me shokë, që janë bërë sot qëllime jetësore të pasuesve të tyre, klikës serbe në Beograd. Këto qëllime të bijve të sotëm të Karagjorgjeviçëve nuk janë më sekrete për askënd në botë, ata i kanë nxjerrë ato sheshit, me bisht e me brirë, duke treguar hapur se duan të na i marrin edhe ato pak të drejta që fituam me gjak, duan ta fusin Kosovën në një sundim edhe më të egër, ta shtypin e shfrytëzojnë barbarisht, ta shndërrojnë atë përjetësisht në një tokë serbe, ta zhdukin gjuhën, kulturën, artin, letërsinë, këngët, simbolet tona kombëtare, të na bëjnë të harrojmë historinë tonë të lavdishme dhe të na i shkelin e poshtërojnë, të na i fashitin njëherë e përgjithmonë ndjenjat tona të zjarrta e të pashuara të lirisë dhe patriotizmit, idealet tona të shenjta.

Ky sulm i ri shovinist mbi Kosovën tonë martire nuk është vetëm një represion i egër ndaj kërkesave tona krejt të drejta e të ligjshme, të shprehura në demonstratat heroike popullore në Kosovë, por pjesë e planit të përgjithshëm strategjik serbomadh të shtrirjes së hegjemonizmit dhe sundimit të tij mbi gjithë Jugosllavinë e të sulmit, në bashkëveprim me socialimperialistët sovjetikë, edhe kundër Shqipërisë dhe më gjerë.

Gjendja e rëndë dhe e padurueshme e krijuar në Kosovë, sidomos këta muajt e fundit, nga dhuna e terrori shovinist, shtypja kombëtare e shoqërore dhe shfrytëzimi i egër



# Përpara drejt fitores!

kolonial, represioni fashist e persekutimi në masë gjithnjë në shkallëzim,kanë bërë të domosdoshme nevojën e organizimit të një rezistence të fuqishme popullore kundër këtyre valëve të tërbuara shoveno-fashiste e të vazhdimit dhe intensifikimit të luftës për të drejtat tona të mohuara me zjarr e barot dhjetra vite me radhë nga revizionistët barbarë të Beogradit.

Popull shqiptar,

Ne, bijtë e tu besnikë deri në vdekje,komunistët marksistë-leninistë të Kosovës,bëjmë thirrje që lufta për të drejtat tona të ligjshme, lufta kundër masave të egra shovinistë antishqiptare të organizohet me guxim e heroizëm, të rritet e zgjerohet dhe të vazhdohet me vendosmëri deri në realizimin e plotë të kërkesave tona të drejta. Rruga e rezistencës,e luftës së vendosur,është rruga e vetme e shpëtimit, rruga e vetme e fitores, rruga e vetme e realizimit të të drejtave tona.

Ne kërkuam të drejtat tona, kërkuam republikën për shqiptarët në Jugosllavi, e drejtë kombëtare kjo që e kanë të gjithë popujt e federatës jugosllave. Shovinistët serbomëdhenj,të prekur në interesat e tyre grabitçare, duke mos pasur asnjë argument, asnjë bazë të shëndoshë për t'i mohuar kërkesat tona krejt të ligjshme, thirrën me lehtësi: "Kundërrevolucion"!, "u prish federata jugosllave"! e plot blofe si këto, dhe menjëherë dërguan në Kosovë hordhitë barbare të ushtruara për gjenocid e terror mesjetar me qëllim që të na nënshtrojnë.Por,llogaritë nuk u dolën si menduan. Ata, vërtet, vranë e plagosën, gjymtuan e burgosën mijra djem e vajza trime shqiptare, por nuk arritën ta frikësojnë e nënshtrojnë asnjë, populli heroik i Kosovës qëndroi dhe po qëndron në këmbë i paluhatshëm, i papërkulur. Dëshmorët tanë të lavdishëm dhanë jetën në demonstrata duke thirrur: **"Rroftë republika!", "Rroftë populli shqiptar!", "Rroftë republika jonë!", "Rroftë liria!", "Rroftë komunizmi!", "Përpara drejt fitores!"**. Ky heroizëm i bijave e bijve tanë revolucionarë do të jetë patjetër shembull i edukimit patriotik për rininë tonë të kuqe.

Pavijonet, korridoret dhe qelitë e errëta të burgjeve fashiste në Kosovë, ku po torturohen çnjerëzisht patriotë e revolucionarë shqiptarë, po ushtojnë nga thirrjet protestuese dhe këngët patriotike të korit madhështor të të burgosurve të panënshtruar.Bijtë dhe bijat trime të Kosovës, edhe në pranga, të lidhur e të dërmuar, po i fusin tmerrin armikut me qëndresën heroike të tyre, me vendosmërinë e tyre revolucionare.

Duke mos pasur mundësi që i gjithë populli të futet në burg, armiqtë tanë të egër kanë organizuar dhe po vënë në zbatim një proces të gjatë e të pandërprerë persekutimi në gjithë popullin, nëpërmjet të ashtuquajturit "diferencim politik" të masave popullore, i cili ka për qëllim që një për një të merret në pyetje çdo shqiptar dhe, nën presionin shovinist serb, t'i dënojë demonstratat dhe kërkesat e tyre, të përshëndesë pushtuesit e dhunën fashiste që po ushtrohet në Kosovë, të përçahet me vëllezërit e tij dhe të nënshtrohet plotësisht përpara armikut. Por, duhet theksuar këtu se ky "diferencim" në të shumtën e rasteve në popull, tek punëtorët, në rini e madje edhe në disa instanca udhëheqëse, është sabotuar e ka dështuar plotësisht, ose edhe është kthyer në manifestim proteste kundër regjimit shtypës.

Në të vërtetë, i gjithë populli ishte në demonstrata dhe s' kishte si të hiqte dorë nga kërkesat e veta. Të diferencuar nga kërkesat tona, nga populli, mbetën vetëm një grusht tradhtarësh të mjerë shqiptarë,që me kohë kanë qenë kundër popullit dhe interesave të tij.

Edhe në të ardhmen duhet të sabotohet dhe të dështojë çdo përpjekje e armikut për të na nënshtruar dhe për të na vënë kundër njëri-tjetrit. Vetëm të bashkuar,të lidhur sup më sup, duke lënë anash çdo hasmëri personale, si vëllau me vëllanë, në ndërmarrje, në fshat, në shkollë, kolektiv e kudo, ne mund të mbrohemi, të sabotojmë aksionet e armikut, të ngritemi e të protestojmë hapur, siç tregojnë shumë shembuj të tillë të guximshëm gjatë këtyre muajve të fundit. Le të mbrojmë me çdo kusht edhe ne në çdo mënyrë kërkesat tona të drejta! Bijtë dhe bijat tona dhanë jetën e tyre për to, si mund të shkelim mbi gjakun e tyre, mbi gjakun tonë?!

As plumbat, as tanket e aeroplanët,as dhuna e terrori, as presioni e torturat, sado të egra qofshin, nuk mund të na nënshtrojnë kurrë.

Punëtorë të Kosovës,

Pasojat e politikës revizioniste të shtypjes e shfrytëzimit që po ushtrohet në Kosovë, më shumë se kudo, bien mbi supet tuaja. Grabitësit tanë të egër, me krahët tuaj, me forcën tuaj punëtore, me gjakun e djersën tuaj, rrëmbejnë pasuritë tona të shumta.Nga gjithë puna dërmuese që bëni natë e ditë,ju mezi fitoni kafshatën e bukës për vete dhe fëmijët tuaj.

Lufta greviste e klasës punëtore, si në gjithë Jugosllavinë, edhe në Kosovë po rritet çdo vit më shumë. Kërkesat e vendosura të punëtorëve për kushte më të mira pune, paga më të larta, të drejta politike etj.,i kanë vënë në pozitë të vështirë shtypësit e shfrytëzuesit tanë dhe janë detyruar t'i plotësojnë, ku më shumë e ku më pak ato, pa marrë parasysh gjendjen e vështirë në të cilën ndodhen. Por, nuk kanë munguar asnjëherë edhe mjetet e dhunës e demagogjisë për t'i shtypur ato kërkesa, vetë lëvizjen punëtore.

Në demonstratat masive të pranverës së përgjakshme të këtij viti, bashkimi i radhëve të punëtorëve, lidhja e gjokseve tuaja si një barrikadë e pashpërthyer çeliku, i tmerroi armiqtë. Ngjarjet e përgjakshme të marsit dhe prillit në Kosovë, ishin një provë e vështirë, por, shumë e suksesshme, e bashkimit jo vetëm e klasës punëtore por e të gjithë popullit në rezistencën e përbashkët për interesat tona të përbashkëta.

Armiqtë shovinistë kanë shpërthyer një fushatë të egër kundër klasës punëtore në Kosovë. Aktualisht, tehu i këtij sulmi është drejtuar veçanërisht kundër punëtorëve heroikë në kombinatin "Ramiz Sadiku", në kombinatin "Kosova" të Obiliqit, Fabrikën e amortizatorëve, në "Kosovën" e Vuçitërnës,në Kombinatin e drurit në Ferizaj, në Fabrikën e akumulatorëve në Mitrovicë, në Metalikun e Gjakovës etj. Qëllimi i këtyre sulmeve të poshtra është që ta frikësojnë e ta përçajnë klasën tonë punëtore, ta godasin atë, që ajo të ulë kokën e të nënshtrohet, ta pengojnë bashkimin e saj në luftë kundër regjimit shtypës e shfrytëzues. Armiku i klasës sonë punëtore dhe i gjithë popullit, mendon se ka gjetur rastin dhe kohën të shtypë, jo vetëm kërkesat tona kombëtare, por edhe lëvizjen punëtore që po rritet nga dita në ditë. Ky objektiv i duhet atij që të hapë rrugën e zbatimit të politikës së të ashtuquajturit "stabilizim ekonomik", që nuk është gjë tjetër veçse hedhje e pasojave të krizës së rëndë kapitaliste që ka mbërthyer gjithë Jugosllavinë, mbi klasën punëtore dhe masat e tjera punonjëse.

Revizionistët duan, kështu, të sigurojnë një sundim të qetë e të rehatshëm e pa shqetësime mbi klasën punëtore dhe mbi gjithë popullin. Ata duan të na përçajnë dhe të na vënë njërin kundër tjetrit. Por, ju, shokë punëtorë, duhet të keni besim të plotë te njëri-tjetri. Në qoftë se sot,për shembull, minatorët e "Trepçës" ose të ndonjë kolektivi tjetër nuk arritën të dalin masivisht në demonstrata,se ishin të rrethuar me hekur e zjarr, nesër me siguri që ata do ta shpërthejnë atë dhe do ta tregojnë veten edhe ata, sepse edhe ata janë trima e revolucionarë si gjithë të tjerët.

Armiku ynë goditi për vdekje qindra punëtorë trima, arrestoi dhe përjashtoi nga puna, ndau nga radhët shokët tanë të dashur. Nëse ne do të ishim indiferentë ndaj këtyre veprimeve të egra, ai do të na sulmojë një nga një të gjithëve. Prandaj është e domosdoshme që të organizojmë rezistencën e përbashkët kundër shtypjes, për interesat tona të përbashkëta, sepse gjendjen tonë të rëndë mund dhe duhet ta përmirësojmë vetëm me përpjekjet tona të përbashkëta. Nëse vitete të kaluara në Kosovë klasa punëtore organizoi dhjetra greva e protesta, tani ato duhet të jenë me qindra.Të kundërshtohet me to me forcë e këmbëngulje shtypja e shfrytëzimi i klasës punëtore, të kërkohet kudo rritje e pagave, të cilat, në gjendjen e tanishme, nuk sigurojnë as bukën për familjet tona, të kërkohet kthimi i shokëve në punë, lirimi i tyre nga burgjet, pushimi i ndjekjeve dhe persekutimeve ndaj punëtorëve në të ashtuquajturat "diferencime", të kërkohen kushte më të mira të punës, jetesës, banimit, të mbrojtjes shëndetësore etj.Në kushtet e mohimit të egër të të drejtave tona kombëtare, lëvizja popullore në Kosovë do të vazhdojë e patundur dhe me vendosmëri deri në realizimin e plotë të tyre. Klasa punëtore, si klasa më revolucionare dhe më e e organizuara në këtë lëvizje, ka rol të veçantë, ka barrën kryesore. Ajo duhet të jetë në ballë të kësaj lufte.

Por, që ta arrijë këtë, ajo duhet të jetë e organizuar më mirë dhe e bashkuar si një trup i vetëm. Prandaj, ne i bëjmë thirrje gjithë klasës punëtore të Kosovës që t'i organizojë radhët e veta në çdo ndërmarrje, çdo repart, çdo brigadë e çdo njësi punonjëse,me qëllim të mbrojtjes së të drejtave të saj nëpërmjet të luftës së përditshme klasore, të zhvillimit të vazhdueshëm të kësaj lufte për kërkesa ekonomike e politike. Të lidhemi me besa-besë me njëri-tjerin që,bashkërisht, të mbrohemi dhe të luftojmë për të drejtat tona.

Fshatarë të Kosovës,

Kërkesa e të gjithë popullit tonë për republikë, është kërkesa për shpëtimin tonë nga sundimi i egër shovinist serb,i cili,në bashkëpunim me shovinizmin malazez dhe maqedonas, shtyp dhe shfrytëzon edhe vëllezërit tanë në Maqedoni e Mal të Zi, është kërkesë kundër grabitjes së pasurive të tokës sonë, për të cilën fshatari patriot shqiptar ka luftuar me shekuj, është kërkesë kundër rrëmbimit të drithit të arave tona, bukës sonë, bagëtive tona.Është kërkesë për një jetë më të mirë e më të lirë, për shkolla shqipe, për kulturën tonë, për rrugë e ambulanca në fshatrat tona, kërkesë për zhdukjen e varfërisë së mjerueshme dhe kurbetit të hidhur, papunësisë e analfabetizmit, kërkesë për të qenë zotër në trojet tona. Bashkë me bijat dhe bijtë tuaj, me punëtorët, studentët, me nxënësit e intelektualët,me këto kërkesa në gojë dhe në zemrat që ndizeshin flakë, u derdhët edhe ju rrugëve e sheshëve të Kosovës, u gjakoset me heroizëm me xhelatët fashistë.

Për kërkesa të këtilla populli ynë, dhe jo "kundër popullit serb e popujve të tjerë të Jugosllavisë", siç mundohen të gënjejnë armiqtë tanë të pafytyrë e të poshtër, do të luftojë deri në fitore.

Në kohën kur shovinizmi serb po digjte e masakronte fshatra të tëra shqiptare, në më nyrën më barbare, kur Kosova po vërshohej nga kolonët serbë e malazezë, Azem Galica, trimi legjendar i bjeshkëve të Drenicës,thërriste për luftë të pamëshirshme kundër ushtrisë dhe xhandarmërisë shoviniste serbe,po njëkohësisht porosiste popullin: "asnjë dëm

fqinjve serbë e malazezë!" Dhe ashtu ndodhi
sepse populli ynë dhe udhëheqësit e tij nuk
ishin shovinistë. Edhe sot ne i bëjmë thirr
je gjithë popullit tonë që të trajtojë mirë
popullsinë serbe e malazeze në Kosovë,sot e
në të ardhmen, megjithqë shfaqje të shovini
zmit shqiptar në Kosovë nuk ka.Atë e ka tri
lluar shovinizmi serb për të diskredituar
në sytë e të tjerëve luftën tonë burrërore,
për t'i armiqësuar me ne popujt e Jugosllla-
visë. Por, përpjekjet e armiqve për të na
izoluar nga popujt e Jugosllavisë dhe për-
krahja nga ana e tyre e luftës sonë të dre-
jtë, shpejt do të treten si vesa në rreze.

Në historinë e popullit tonë janë të njo-
hura luftrat dhe përpjekjet heroike të fsha
tarësisë për të drejta e liri, për bashkim
kombëtar. Ky patriotizëm revolucionar i pa-
suruar në traditën luftarake të popullit
tonë, arrin deri në ditët tona më i pasur
se kurrë, më i zjarrtë se kurrë. Prandaj,në
luftën e popullit tonë për të drejta dhe li
ri, fshatarësia patriote shqiptare e Kosov-
ës, Maqedonisë dhe Malit të Zi, përbën for-
cën më të madhe, e cila, bashkë me gjithë
popullin dhe nën udhëheqjen e klasës punëto
re dhe pararojës së saj marksiste-leniniste,
do të marshojë drejt fitores së sigurt.

Por kjo forcë e madhe e fshatarësisë duh-
et të organizohet e të bashkohet me luftën
e përditshme të fshatarëve për përmirësimin
e kushteve të jetesës, për rrugë, ambulancë
e shkollë, për tokën e bukës, për dritën e
drejtësinë, kundër taksave e tatimeve, kun-
dër dhunës e presionit fashist, që sidomos
tani pas demonstratave po manifestohet bru-
talisht edhe në fshat.

Cili fshatar i ndershëm shqiptar duron t'
i shahen në sytë e tij bijtë e bijat që ra-
në në fushën e nderit, në ngjarjet heroike
të marsit dhe prillit, t'i shahen e t'i njo
llosen ata mijëra bij e bija që po dergjen
burgjeve të errëta, t'i shahet e njolloset
vetë lufta e popullit tonë për të drejtat e
tij të ligjshme, t'i shahet historia e tij,
kultura, gjuha, flamuri e nëna shqiptare? A
ka më të tmerrshme e më të rëndë për fshata
rin tonë të ndershëm e patriot, me dinjitet
burri shqiptar, sesa të poshtërohet ditë e
natë, të bastiset e kontrollohet nga bandi-
tët shovinistë dhe t'i shkilet nderi i shtë
pisë dhe kombit?

Armiqtë tanë kanë shpërthyer një fushatë
të fëlliqur donkishoteske kundër Shqipërisë
së kuqe të Enver Hoxhës.Ata mendojnë se mu-
nd ta diskreditojnë e ta rrezikojnë atë,por
të lehura qensh në hënë janë sulmet e tyre.
Ata mundohen të na armiqësojnë ne shqiptar-
ët me vëllezërit tanë, me atdheun tonë të
dashur, por harrojnë se të parët tanë, edhe
baballarët e vëllezërit tanë kanë dhënë je-
tën për Shqipërinë e Kosovën pa dallim, dhe
ne sot jemi gati si një të gjithë të vdesim
me nder për këtë Shqipëri socialiste. Le të
mos e varin kurrë shpresën shovinistët ser-
bomëdhenj, as aleatët e tyre, se do të na
gjejnë të përçarë e të armiqësuar ndonjëhe-
rë ne shqiptarët, kudo që të jemi.

Eshtë mjaft domethënës për armiqtë tanë
fakti se që më 1 e 2 prill, kur shpërthyen
demonstratat e mëdha popullore, dhjetëra fa
milje shqiptare, të gjakosura më parë mes
veti, falën gjaqet dhe u përqafuan vëllazë-
risht për interesin e përgjithshëm, për hir
të bashkimit. Ky nuk ishte një fenomen, por
një proçes që po vazhdon edhe sot. Ne për-
shëndesim nga zemra këto familje dhe thërra
sim të gjitha familjet e tjera që akoma ja-
në në hasmëri, të veprojnë sipas këtyre she
mbujve të trimërisë së vërtetë.Apo të marr-
im një fakt tjetër: Vëllezërit tanë në kur-
bet të hidhur, kudo që u ndodhën, me të dë-
gjuar ç'ndodhi në Kosovë, u hodhën edhe ata
në demonstratat e shumta dhe në protesta,du
ke u bashkuar kështu me luftën tonë të dre-
jtë. Edhe larg Kosovës ata jetojnë me Koso-
vën dhe për Kosovën e tyre të shtrenjtë.

Rini e kuqe e Kosovës,

Rini punëtore, fshatare, shkollore e stu-
denteske e Kosovës trime, rini e barrikada-
ve dhe aksioneve heroike revolucionare,ti i
vure gjoksin e para tiranëve shtypës e gja-
katarë, ti e para derdhe gjakun rinor në pë
rleshjet e përgjakshme me armikun.

Dhjetëra vite me radhë armiqtë u munduan,
me çdo mjet e me çdo formë, të të degjenero
jnë, të të fusin në një jetë të shthurur,pa
ideale e pa kuptim, por ti ruajte me besni-
këri traditën e të parëve, trimërinë e baba
llarëve, idealin e aspiratat e popullit që
të lindi, dhe në ngjarjet e fundit shembe
për tokë gjithë ato përpjekje të ethëshme e
të vazhdueshme të armikut kundër teje,i tre
gove gjithë botës se: në Kosovë po rritet e
ngritet një rini e madhe, e fortë, e bashku
ar, trime dhe e vendosur, që nuk do ta duro
jë më shtypjen dhe robërinë. Ja për se, sho
vinistët e tërbuar kanë drejtuar pikërisht
kundër rinisë gjithë atë forcë sulmesh bar-
bare. Ata vranë e plagosën qindra të rinj,
arrestuan mijëra të tjerë, që ta frikësojnë
rininë tonë, mbyllën Universitetin dhe shko
llat, arrestuan dhe përjashtuan nga puna ar
simtarët patriotë e revolucionarë shqiptarë
kudo në Kosovë, Maqedoni, Serbi e Mal të Zi
zvogëluna numrin e nxënësve e të studentëve
duke lënë në rrugë mijëra djem e vajza shko
llare, na ndanë nga profesorët e dashur të
Universitetit të Tiranës për t'i zëvendësu-
ar ata me serbomëdhenj nga Nishi, dhe tani
po bëjnë plane për shkapërderdhjen e Unive-
rsitetit tonë dhe për largimin e studentëve
shqiptarë edhe nëpër universitete jugoslla-
ve dhe, më në fund, ndryshimin e të gjitha
planprogrameve mësimore, duke filluar nga
klasët më të ulëta të shkollës fillore e de
ri te universiteti, duke hequr prej tyre e-
dhe ato pak elemente që mund t'i edukonin
të rinjtë tanë me ndjenjën kombëtare e pat-
riotike shqiptare.

Shokë studentë e nxënës,

Protestoni në mënyrë të organizuar dhe me
forcë kundër organeve qeveritare që duan të
lënë rrugëve, jashtë universitetit e shko-
llave shokët tuaj!

- Kërkoni me këmbëngulje që të kthehen në
radhët tuaja shokët dhe shoqet e përjashtu-
ara nga shkollat dhe fakultetet!

- Kërkoni që t'u lejohet vazhdimi i studi
meve në gjuhën shqipe vëllezërve tanë nga
Maqedonia, Serbia e Mali i Zi!

- Protestoni kundër ndjekjes e persekuti-
mit që po ushtrohet ndaj studentëve, nxënë-
sve e profesorëve të ndershëm!

- Protestoni kundër hallakatjes e shkapër
derdhjes së Universitetit dhe studentëve!

- Protestoni kundër censurës shoviniste
në planprogramet mësimore, në historinë to-
në kombëtare, gjuhën, letërsinë e kulturën
tonë!

- Kërkoni që profesorët nga Universiteti
shtetëror i Tiranës të vazhdojnë ligjëratat
në Universitetin tonë!

- Vazhdoni kërkesat tuaja të drejta për
kushte shkollimi e studimi!

- Organizoni në fakultete e shkolla shokë
e shoqe më besnikë,të vendosur për të luftu
ar me çdo sakrificë për të drejtat tuaja e
për t'u bashkuar ne luftën e të gjithë popu
llit për të drejta e liri!

Vetëm kështu mund të quhemi bij e bija të
popullit tonë trim e patriot, që na lindi e
na rriti, na edukoi e kaliti si thesarin e
tij më të çmuar, lulen e tij më të bukur,si
trima e heronj,luftëtarë të lavdishëm të be
tejave revolucionare.

Nuk ka mjet as metodë degjenerimi,dhune e
terrori, demagogji e mashtrim që mund ta la
rgojë rininë tonë nga rruga e luftës për të
drejta të ligjshme të popullit tonë.

Gra dhe vajza heroike të Kosovës,

Asnjëherë në historinë e Kosovës nuk ësh-
të parë një pjesëmarrje aktive kaq e gjerë
e gruas shqiptare në levizjet popullore si
kjo, në ngjarjet e fundit historike të popu
llit tonë të robëruar.

Për kë të flasësh më parë? Për ato mijëra
vajza trimëresha, që qëndronin në ballë të
demonstratave popullore,bile shpesh edhe në
udhëheqje të tyre, për ato mijëra Shotë Ga-
lica, Margarita Tutulane, Bule Naibe e Gani
mete të gjalla, apo për ato gra trimëresha
të qyteteve dhe fshatrave të Kosovës që ga-
tuan bukë për demonstruesit, i strehuan ata
ua lidhën plagët e i mjekuan, për ato gra e
vajza që po u përplasin shqiptarçe gjithë
urrejtjen e indinjatën e tyre armiqve në tu
bimet "diferencuese", që po organizojnë ata
kudo edhe për gratë, apo për nënat tona të
forta e heroike, që bijat e bijtë e tyre të
dashur, lulet e tyre të jetës i përcollën
duke u thënë: "Hajt, zemra e nënës, edhe po
të mos kthehesh, nga shokët mos u ndaj, mos
na turpëro...!"

Ju, nëna të dashura, që u ndatë nga bijtë
e bijat tuaja të pavdekshme, nuk keni mbet-
ur të vetmuara. Ju keni sot qindra mijëra
djem e vajza të popullit, që ju thërrasin
nënë, ju keni dashurinë dhe respektin e gji
thë popullit tonë patriot e luftarak, i ci-
li përulet para bijave dhe bijve tuaj, duke
thirrur: "Lavdi e përjetshme dëshmorëve të
lirisë!"

Vazhdoni, ju nëna të dashura shqiptare,të
rrisni e edukoni djem e vajza të tilla, se
sot më shumë se kurrë i duhen ata Kosovës
sonë të robëruar! Falë i qofshim të gjithë
atdheut e lirisë!

Vazhdoni, gra e vajza trimëresha, të luf-
toni krah për krah me vëllezërit tuaj, në
çdo betejë për të drejtat tuaja, të drejtat
e popullit, pse vetëm kështu mund të dilni
nga robëria e dyfishtë që po jua zë frymën!

Ju përbëni gjysmën e popullit dhe forca
juaj është e madhe, e tmerrshme për armikun
Organizoni këtë forcë, radhët tuaja, dhe sh
përtheni zjarrin e urrejtjes e të zemërimit
që ju zjen në zemrat tuaja heroike!

I gjithë populli shqiptar në Jugosllavi
shtypet e shfrytëzohet, por akoma më shumë
gruaja shqiptare, e cila nuk ka pothuajse
asnjë të drejtë në jetën shoqërore, politi-
ke e ekonomike. Sistemi revizionist dhe za-
konet e egra prapanike, që ruhen nga ai të
gjalla, kanë bërë që gratë të lidhen në pra
nga vetëm në rritjen e fëmijëve dhe të mby-
llura në burgun shtëpiak, në një errësirë e
prapambeturi mesjetare. Pa luftë e përpjek-
je nuk mund të dilet nga gjendja e rëndë në
të cilën ndodhet sot gruaja shqiptare në Ko
sovë dhe në viset e tjera të banuara me sh-
qiptarë.

Intelektualë patriotë e revolucionarë,

Si bej besnikë të popullit,nga gjiri i të
cilit keni dalë, juve u bie një barrë e rë-
ndë dhe e vështirë e luftës dhe përpjekjeve
të popullit tonë të shumëvuajtur për të dre
jta e liri.

Mijëra intelektualë patriotë e revolucio-
narë shqiptarë në Kosovë, Maqedoni, Mal të
Zi e Serbi, mësues, arsimtarë, profesorë,në
punës, mjekë, artsitë, shkrimtarë, këngëta-
rë e punëtorë të shquar të shkencës e kultu
rës e kanë kuptuar drejt detyrën e tyre dhe
me vetëmohim janë bërë shërbëtorë të denjë
të popullit, të interesave të tij të mëdha.

Armiku ynë barbar e ka vënë në shënjestër
inteligjencien tonë popullore e revoluciona
re, duke përdorur mjete dhune,terrori e pre
sioni kundër saj, kulturën, shkencën, gjuh-
ën, letërsinë, historinë tonë të lashtë,du-
ke zbatuar kundër tyre një inkuizicion të
tmerrshëm shovinist.

Por, ne do t'i mbrojmë ato me guxim. Gju-
ha e kultura jonë u kanë rezistuar shekujve
plot rrebeshe, aq më pak sot ato mund të sa
katohen e të zhduken.

Prishjet e kontratave të lidhjeve tona me
Shqipërinë, në fushën e kulturës, arsimit,
shkencës etj., nuk mund t'i shembin kurrë
lidhjet tona të zemrës me Shqipërinë e kuqe

Censura e egër shoviniste ndaj krijimtari
së letrare e artistike, shkencore, publici-
stike etj., që është vendosur në Kosovë,nuk
mund t'ua mbyllë gojën intelektualëve revo-
lucionarë të Kosovës. Ashtu sikurse librat,

nga Shqipëria që po qarkullojnë ilegalisht në Kosovë, edhe ato të shkruara nga autorët kosovarë, jashtë censurës, do të qarkullojnë fshehurazi dorë më dorë. Kështu na kanë mësuar intelektualët patriotë të Rilindjes sonë kombëtare.

- Shfrytëzoni të gjitha format dhe mundësitë në veprimtarinë tuaj krijuese shkencore, kulturore, arsimore, edukative, letrare e artistike, duke hedhur tej konceptet borgjeze e shoviniste.
- Edukoni fëmijët, rininë dhe popullin në frymë patriotike,kudo që të veproni,pa përfillur presionin e egër shovinist.
- Luftoni bashkë me popullin për të drejtat e tij, për një jetë të tij të lirë.
- Luftoni për të drejtën e fjalës e të shtypit,për krijimtari pa censurë të egër shoviniste.

Popull shqiptar i Maqedonisë, Serbisë dhe Malit të Zi,

Republika shqiptare në federatën jugosllave, që do të përfshinte në vete të gjitha viset shqiptare në Kosovë, Maqedoni, Serbi e Mal të Zi, do të ishte njësoj si republika serbe, kroate, maqedonase, malazeze etj. Kërkesa e shqiptarëve në Jugosllavi për republikë nuk ka asgjë nacionaliste e shoviniste, por është kërkesë për një të drejtë kombëtare, që do të duhej ta kishim me kohë. Kërkesa jonë për republikë nuk do të thotë aspak dëbim për pakicat serbe, malazeze dhe maqedonase, siç na akuzojnë shovinistët.

Shovinistët revizionistë jugosllavë padrejtësisht na kanë copëtuar ne shqiptarët, që jemi një popull i vetëm me truall unik e të pandashëm. Asnjë popull në Jugosllavi, shumë prej të cilëve janë më të vegjël se yni, nuk është ndarë e copëtuar kështu.

Edhe shqiptarët e Maqedonisë, Serbisë dhe Malit të Zi, gjatë gjithë sundimit revizionist në Jugosllavi, i janë ekspozuar një shtypjeje të egër shoviniste, gjenocidit në masë dhe shfrytëzimit barbar, duke qenë të detyruar shpeshherë të lënë edhe vatrat e tyre njëherë e përgjithmonë,për të marrë në sy rrugët e botës, si refugjatë të përjetëshëm.

Sot, kur i gjithë populli ynë i shtypur e i sunduar u ngrit në këmbë, shovinistët, si në Kosovë, ashtu edhe në Maqedoni, Serbi e Mal të Zi, po ushtrojnë një dhunë e presion fashist të paparë. Edhe ato pak të drejta elementare që kishin shqiptarët e këtyre viseve, tash po u hiqen nga shovinistët barbarë.

Por, ne do të vazhdojmë të gjithë së bashku luftën për të drejtat tona të ligjshme, deri në realizimin e plotë të tyre. Ne shqiptarët trima të Maqedonisë, Serbisë e Malit të Zi, bashkë me vëllezërit kosovarë,nuk do të kursejmë as gjakun, as jetën tonë për fitoren e kësaj të drejte.

Popull serb e malazez në Kosovë,

Armiku ynë i përbashkët po mundohet t'i gënjejë popujt e Jugosllavisë se gjoja shqiptarët janë ngritur në luftë kundër tyre, e jo kundër regjimit shtypës e shfrytëzues të Beogradit, që është edhe armiku i popujve të tjerë në Jugosllavi. Ju, serbët e malazezët e ndershëm në Kosovë, e dini më së miri të vërtetën mbi luftën e popullit shqiptar për të drejtat e tij të ligjshme. Ne nuk duam të luftojmë me asnjë popull të Jugosllavisë,as me popullin serb e as me popullsitë serbe e malazeze në Kosovë. Këtë e dinë armiqtë tanë shovinistë dhe duhet ta dinë dhe të gjithë popujt e Jugosllavisë.

Ne themi se Kosova shtypet e shfrytëzohet nga klika shoviniste serbe e Beogradit,kurse nga revizionistët jugosllavë shtypet dhe shfrytëzohet jo vetëm populli shqiptar, por edhe ai serbo-malazez në Kosovë, sepse nuk i shfrytëzojnë vetë pasuritë e vendit ku jetojnë,nuk i gëzojnë as të drejtat e tyre të "garantuara" me kushtetutë.

Popullit të ndershëm serb dhe popujve të tjerë jugosllavë nuk u vjen asnjë e mirë nga ky trajtim i Kosovës dhe popullsisë shqiptare, serbe, malazeze etj.,që jetojnë në të.

Lufta për të drejtat e Kosovës, lufta e saj për shkëputje nga vargonjtë shtypës dhe shfrytëzues, është për të drejtat e serbëve dhe malazezëve në Kosovë, është edhe në të mirë të tyre, sepse edhe ata jetojnë në varfëri, nga e cila shpesh detyrohen të ikin, duke braktisur Kosovën. Ky dhe vetëm ky është ai "presioni shovinist" që ka bërë të shpërngumen familjet serbo-malazeze nga Kosova. Por, nga ky "presion" i kanë braktisur vatrat e veta akoma më shumë familje shqiptare. Ky fakt është tashmë i njohur prej të gjithëve.

Klika shoviniste serbe në Beograd dhe shërbëtorët e saj serbë në Kosovë, nuk mund të jenë mbrojtës të interesave të popullit serb, ashtu sikurse nuk është dhe nuk mund të jetë mbrojtëse e interesave të popullit shqiptar klika tradhtare shqiptare,në krye me Fadil Hoxhën e pasuesit e tij. Shovinistët serbomëdhenj në Beograd flasin shpesh në emër të interesave të popullit serb, ashtu siç fliste Hitleri në emër të interesave të popullit gjerman. Ata janë antishqiptarë të tërbuar dhe po bëjnë çdo përpjekje për të armiqësuar të gjithë popujt jugosllav me popullin shqiptar, por edhe patriotë serbë s'janë e as mund të jenë kurrë,ata janë armiq të popullit të vet dhe luftojnë kundër interesave të tij.

Ata, që të sigurojnë sundimin e tyre jo vetëm mbi popullin serb por edhe mbi gjithë popujt e Jugosllavisë, po përgatisin komplotin e fshehtë në bashkëveprim me socialimperialistët sovjetikë. Kjo politikë është thellësisht antipopullore dhe antikombëtare, është shitje e interesave të vendit, është përsëritje e historisë së 1941-ës. Populli serb duhet ta dijë se agresioni eventual sovjetik në Jugosllavi, Shqipëri e gjetkë, do të sillte një robërim të egër edhe për vetë serbët. Mjafton të përkujtojmë Cekosllovakinë dhe Afganistanin.

Ne me të drejtë presim dhe shpresojmë që serbët dhe malazezët e ndershëm në Kosovë do të luftojnë së bashku me shqiptarët për të drejtat e tyre, që populli i Serbisë dhe popujt e tjerë të Jugosllavisë do të na përkrahin, të na mbështesin në luftën tonë të drejtë. Cdo armiqësi mes nesh është në interes të armiqve tanë, kundër të cilëve një dite do të ngritemi domosdo të gjithë së bashku.

Komunistë e revolucionarë shqiptarë në Kosovë, Maqedoni, Serbi e Mal të Zi!

Populli ynë i robëruar po kalon çaste të vështira. Një rrezik akoma më i madh, që po i kanoset nga shovinizmi i shfrenuar dhe agresioni i ri fashist i socialimperialistëve është iminent.

Nevoja e organizimit të të gjitha forcave popullore në një front të vetëm për t'u bërë ballë këtyre stuhive të tërbuara, është bërë nevojë dite dhe krejt e domosdoshme.Të organizojmë radhët tona, të rrisim e forcojmë lëvizjen komuniste, duke shkrirë idetë e marksizëm-leninizmit, socializmin shkencor, me lëvizjen e gjerë popullore!

Të punojmë me popullin, duke u lidhur ngushtë me të, që bashkë me popullin e në ballë të tij, të luftojmë për të drejtat e tij,lirinë e popullit!

Lufta e popullit tonë është e drejtë dhe e ligjshme. Atë po e përkrah sot gjithë opinioni përparimtar ndërkombëtar.



Luftë pa sakrifica nuk ka. Shumë komunistë revolucionarë e patriotë,na i rrëmbeu armiku këto kohët e fundit. Por, të tillë populli ynë ka plot. Mëkot armiqtë tanë përpiqen të na nënshtrojnë, ne dhe popullin tonë trim.

Ne jemi gjallë dhe kurrë nuk do të zhdukemi, nga asnjë armik, sado i fuqishëm e barbar të jetë ai.

Luftën nuk do ta ndalim kurrë, deri në fitore!

Përpara, pra, drejt fitores sonë të sigurt!

RROFFTE POPULLI TRIM SHQIPTAR!

RROFTE REPUBLIKA SOCIALISTE E KOSOVES!

JASHTE NGA TOKAT TONA POLICIA FASHISTE JUGOSLLAVE!

LAVDI MARKSIZEM-LENINIZMIT FITIMTAR!

LAVDI INTERNACIONALIZMIT PROLETAR!

# Jemi patriotë, s'jemi shovinistë

Shovinistët serbomëdhenj kanë shpërthyer këto kohët e fundit një fushatë të egër dhe të paparë antishqiptare. Në emër të luftës gjoja kundër "nacionalizmi", "irredentizmit" e "shovinizmit shqiptaromadh", po sulmohet me egërsi jo vetëm populli shqiptar në Kosovë, Maqedoni e Mal të Zi, por edhe i gjithë populli ynë, kudo që të ndodhet, po sulmohet kultura dhe historia e tij e lavdishme, po sulmohen traditat, zakonet dhe virtytet e tij më të larta, po sulmohen librat, këngët dhe simbolet e tij kombëtare; po sulmohet, me një fjalë,gjithçka që është shqiptare.

Me anë të britmave histerike kundër "nacionalizmit" e "shovinizmit" të trilluar shqiptar, vojvodët e rinj të Beogradit po mundohen ta fshehin shovinizmin e tyre të egër antishqiptar, të justifikojnë masakrën e tyre të përgjakshme, që bënë gjatë kësaj pranvere në Kosovë, të arsyetojnë masat e paparа të dhunës, terrorit e gjenocidit, që u ndërmorën dhe po vazhdojnë të ndërmirren kundër popullit tonë liridashës. Duke sulmuar me të gjitha mjetet popullin tonë dhe çdo gjë të tij, duke e fshehur dhe shtrembëruar të vërtetën rreth gjendjes së tij të padurueshme, rreth aspiratave dhe qëllimeve të luftës së tij të drejtë, ata po orvaten t'i nxisin kundër popullit tonë edhe popujt e Jugosllavisë, t'i përçajnë e armiqësojnë ata në mes veti, në mënyrë që kështu t'i largojnë ata nga lufta kundër regjimit titist dhe t'i sundojnë më leht në këtë situatë të vështirë që po kalon Jugosllavia revizioniste.

Por, misioni që i kanë parashtruar vetes këta revizionistë shovenë është tepër i vështirë dhe i destinuar të dështojë me turp. Nuk është leht të akuzosh një popull të tërë, një histori e një kulturë të tërë. Për ta bërë këtë, duhen fakte e argumente të forta, e ato revizionistët nuk mund t'i gjejnë kurrë te populli ynë, sado që t'i kërkojnë edhe me mikroskop. Kjo mungesë faktesh nuk mund të kompensohet me akuza,sharje dhe etiketime, me shpifje, gënjeshtra e trillime, sado "ustallarë" të mbaruar e me përvojë që të jenë për këtë autorët e tyre, dhe as me "fakte" e "argumente" të sajuara e të kurdisura nga vetë revizionistët, të atilla si dëmtimi i monumenteve dhe varrezave serbe në Kosovë, shpërndarja e të ashtuquajturës "hartë e Shqipërisë ethnike", vendosja e eksplozivit në ambasadën jugosllave në Tiranë e të tjera veprime si këto, të kryera nga vetë revizionistët me qëllim që ta bindin botën se shqiptarët na qenkan jo vetëm "nacionalistë", "shovinistë" e "ekspansionistë", por edhe të egër, kriminelë e terroristë! "Fakte" e "argumente" të tilla, autorëve të tyre mund edhe t'u duken edhe "të mençura" e "dërmuese", por në të vërtetë, ato janë aq naive e primitive sa jo vetëm nuk mund të mashtrojnë askënd, por, përkundrazi u ndihmojnë njerëzve që ta identifikojnë kriminelin që ka drejtuar duart e përgjakura në drejtim të viktimës dhe çirret me të madhe: "Kapeni vrasësin!"

### Shqiptarët kurrë nuk kanë qenë shovinistë

Le t'i kthehen, sa të duan, revizionistët të kaluarës sonë të lavdishme për të kërkuar edhe atje "shovinizmin shqiptaromadh",le të shfletojnë ata sa të duan libra, kronika e dokumenta të së kaluarës. Atje, ata mund të gjejnë sa të duan luftë për liri, se të parët tanë nga një luftë e bënin përvjet,po ata nuk mund të gjejnë kurrë luftë shqiptare për robërimin e të tjerëve; mund të gjejnë ata sa të duan vetëmohim e qëndresë heroike, mund të gjejnë sa të duan xhamadane të trimërisë nëpër termopilet e shumta shqiptare, por ata nuk mund të gjejnë kurrë shovinizëm, terror e zullum shqiptar.

Në historinë tonë,revizionistët do të gjejnë Skënderbenë, vëllezërit Frashëri e Mic Sokolin, Ismail Qemalin e Isa Boletinin,Çerçiz Topullin e Bajram Currin, Azem Bejtën e Shotë Galicën, Qemal Stafën e Emin Durakun, do të gjejnë shumë trima shqiptarë, që luftuan për lirinë e popujve të tjerë,do të gjejnë shumë luftëtarë të Spanjës republikane, do të gjejnë mijëra partizanë, komisarë e komandantë të lavdishëm, që derdhën gjakun e tyre në Sanxhak e Vishegrad...,por ata nuk do të gjejnë atje Karagjorgjeviçë e Obrenoviçë, Mark Milanë e Veshoviçë, Kërstë Peçanër e Kërstë Miliçë, nuk mund të gjejnë Nikolla Pashiçë e Drazha Mihajloviçë, Jovan Cvijiçë e Cubriloviçë dhe as satrapë Tito e Rankoviçë.



Populli ynë liridashës, gjatë gjithë historisë së tij shumëshekullore,ka luftuar me heroizëm kundër shovinistëve të huaj, e pra edhe kundër atyre serbë e malazezë, por, me përjashtim të revizionistëve titistë,askush nuk ka folur ndonjëherë për "nacionalizëm", "shovinizëm" dhe "ekspansionizëm shqiptaromadh".

Kurrë populli shqiptar nuk ka lënguar nga kjo sëmundje e rrezikshme, gjatë historisë së vet shumëshekullore, nga kjo sëmundje aq më pak lëngon sot që është bashkuar si kurrnjëherë më parë rreth flamurit të kuq të marksizëm-leninizmit.Sëmundjen shovinizëm nuk e gjen jo vetëm në Shqipërinë socialiste,që është i vetmi vend i vërtetë socialist, por atë nuk mund ta gjesh as në popullin tonë të robëruar nga shovinistët jugosllavë.

Le të çirren këlyshët e Rankoviçit në Jugosllavi e Kosovë kundër "nacionalizmit shqiptar", le të vrapojnë ata, si të çmendur, në çdo qytet, fshat a kolektiv kosovar, për ta gjuajtur "shovinizmin shqiptaromadh"! Frymë të lartë e të shëndoshë patriotike revolucionare e komuniste, ata mund të gjejnë gjithkund,madje edhe më shumë se ajo që panë në grevat dhe demonstratat e fundit. Por "shovinizmin shqiptaromadh", që aq shumë po e kërkojnë, ata mund ta gjejnë vetëm në shkrimet e fjalimet e tyre më shumë se shoviniste.

Për shovinistët rankoviçistë, gjithçka që është shqiptare, gjithë ç'është patriotike e revolucionare, gjithçka që nuk u pëlqen atyre ose që ua prish planet e tyre të përbindshme, është "nacionalist" e "shovinist" dhe "irredentist", "reaksionar" e "kundërrevolucionar". Dhe, meqenëse gjithë populli ynë, kudo që të jetë, është shqiptar(dhe jo jugosllav, siç u pëlqen shovinistëve serbomëdhenj), meqenëse gjithë populli shqiptar është patriot (pikërisht patriot shqiptar e jo "patriot jugosllav", siç dëshirojnë ata) dhe meqenëse si i tillë populli ynë po ua prish atyre planet e çmendura, atëherë, për ta, me përjashtim të ndonjë zagari, gjithë populli shqiptar është "nacionalist", "shovinist", "irredentist", "i egër", "injorant" "i trashë", "reaksionar", "kundërrevolucionar" e gjithçka tjetër.

Me qëllim që ta diskreditojnë popullin tonë dhe aspiratat e tij të drejta në sytë e popujve të tjerë, sidomos të atyre jugosllavë, shovinistët serbomëdhenj po mundohen ta paraqesin gjithë luftën çlirimtare të popullit tonë dhe në mënyrë të veçantë grevat e demonstratat e mëdha të këtij viti, si luftë të drejtuar kundër popujve të Jugosllavisë! Në këtë mënyrë, ata jo vetëm shtrembërojnë karakterin e vërtetë të luftës sonë,por edhe mundohen të identifikohen me popujt që ata shtypin e shfrytëzojnë. Por, një identifikim të tillë, sigurisht që nuk e bëjnë popujt e Jugosllavisë,e atë nuk e ka bërë dhe nuk e bën as populli ynë.

Kundër zaptuesve shovinistë serbo-malazezë, populli shqiptar ka luftuar pa mëshirë, por lufta e tij nuk ka qenë e drejtuar kurr kundër popujve të Serbisë e të Malit të Zi. Luftërat e tij të mëdha çlirimtare, populli ynë gjithmonë i ka bërë në tokën e vet, dhe kurrë në tokë të huaj. Ai ka qenë gjithmonë i pushtuar, po kurrë pushtues. Luftërat e tij jo vetëm nuk drejtoheshin kundër popujve të tjerë jashtë trojeve shqiptare, po as kundër pakicave joshqiptare që jetonin në tokat e tij, qofshin këta kolonë të hershëm apo të mëvonshëm. Është fakt i njohur dhe i pranuar se gjatë periudhës së luftës antifashiste nacionalçlirimtare, edhe më parë,popullsia serbe e malazeze në Kosovë është dëmtuar shumë më pak sesa popullsitë e tyre motra në Serbi e Mal të Zi.Lufta që populli shqiptar ka bërë në shekuj për lirinë e tij jo vetëm që nuk i ka dëmtuar popujt fqinjë, po përkundrazi, ajo ka qenë kurdoherë edhe në interes të lirisë së tyre të vërtetë.

### Lufta jonë nuk drejtohet kundër popujve, po kundër shovinistëve jugosllavë

Popujt jugosllavë dhe sundimtarët e tyre shovinistë, nuk janë një. Prandaj, edhe populli ynë ata nuk i ka futur dhe nuk i fut as sot në një thes. Lufta që po bën populli ynë i robëruar për të drejta e liri, jo vetëm që nuk drejtohet kundër proletariatit e popujve jugosllavë në Kosovë e jashtë saj, por, përkundrazi, ajo është edhe në interes të tyre. Prandaj, në mos sot, nesër me siguri që do ta fitojë edhe përkrahjen dhe mbështetjen e tyre.

Llomotitjet e pandërprera të shovinistëve jugosllavë se gjoja grevat dhe demonstratat e Kosovës ishin të drejtuara kundër popujve jugosllavë, kundër unitetit dhe federatës së tyre, sado u bënë nën parulla të tilla, si: "kundër serbëve", "të gjithë serbët të dëbohen nga Kosova", "për Shqipërinë e madhe", "për Kosovën e pastër etnike" etj., janë vetëm shpifje të poshtra. Qëllime e kërkesa të tilla nuk kanë pasur demonstruesit Ato po i trillojnë e po i përhapin vetë shovinistët serbomëdhenj dhe lakejt e tyre shqiptarë, duke treguar në këtë mënyrë se sa ua duan ata të mirën edhe popujve jugosllavë.

Gjatë grevave dhe demonstratave të tij heroike, populli ynë kërkoi kushte më të mira të jetesës, kërkoi punë, kërkoi kthimin e kurbetçinjve e ndalimin e ngritjes së çmimeve, kërkoi që bijtë e tij të burgosur të kthehen në Kosovë, kurse të pafajshmit të lirohen, kërkoi që pasuritë e shumta të Kosovës të shfrytëzohen nga vetë kosovarët, kërkoi që t'i jepet fund trajtimit të Kosovës

dhe viseve të tjera shqiptare si koloni e thjeshtë e republikave jugosllave, që popullit shqiptar në Jugosllavi t'i njihet e drejta e tij e ligjshme për vetëvendosje (të cilën kushtetuta jugosllave ua njeh popujve të tjerë edhe më të vegjël se yni), që Kosova të fitojë statusin e republikës së federuar. Këto kërkesa të drejta jo vetëm që s' janë kundër popujve të tjerë në Kosovë e në viset e tjera shqiptare, por, përkundrazi, ato janë edhe kërkesa të tyre, sepse,ndonëse jo sa shqiptarët, edhe ata shtypen e shfrytëzohen nga sunduesit e tyre revizionistë, edhe ata janë të pakënaqur me kushtet e tyre të jetesës gjithnjë e më të vështira, edhe ata vuajnë nga papunësia,kurbeti,ngritja e përditshme e çmimeve, edhe ata mbajnë mbi kurriz pasojat e shfrytëzimit kolonial të Kosovës dhe viseve të tjera shqiptare.

Populli ynë gjatë demonstratave të tij,s' kërkoi dëbimin e serbëve, malazezëve e maqedonasve nga tokat shqiptare, nuk kërkoi kurrfarë kufinjsh të pastër etnikë, siç po shpifin revizionistët. Ai kërkoi vetëm që të çlirohet nga robëria kolonialiste dhe të bëhet zot i vetvetes, kërkoi republikën e tij ku do të jetonte i lirë e i pavarur, në barazi, harmoni e bashkëjetesë të vërtetë me pakicat joshqiptare dhe njëkohësisht në marrëdhënie të sinqerta vëllazërore me popujt e Jugosllavisë dhe ata të Ballkanit,prandaj kërkesa për Republikën e Kosovës, ashtu si edhe kërkesat e tjera, nuk ka asgjë shoviniste. Republika e Kosovës jo vetëm që nuk do të ishte robërim për popullsinë joshqiptare në Kosovë, siç po çirren revizionistët, por përkundrazi, ajo do të jetë fitore e madhe edhe për ta.

Parulla "Kosova-republikë" nuk drejtohet as kundër popujve të Maqedonisë e Malit të Zi. Republika e Kosovës do të jetë grusht i rëndë për borgjezinë shoviniste jugosllave, por ajo nuk do t'u sjellë asnjë të keqe proletariatit dhe popujve të Jugosllavisë. Nga shfrytëzimi kolonial i Kosovës dhe viseve të tjera shqiptare përfiton borgjezia e Serbisë, Maqedonisë e Malit të Zi, dhe jo aspak masat punonjëse të këtyre republikave, të cilat gjithashtu shtypen e shfrytëzohen egërsisht. Sa më i madh që të jetë shfrytëzimi kolonial i popullit shqiptar nga borgjezia jugosllave, aq më e vështirë është gjendja e klasës punëtore dhe masave të tjera punonjëse të Jugosllavisë. Robërimi i Kosovës dhe viseve të tjera shqiptare nuk i sjell asgjë të mirë proletariatit jugosllav por e vështirëson edhe më shumë gjendjen e tij, e vështirëson luftën e tij për të drejta e socializëm të vërtetë.

Për ta bindur opinionin jugosllav dhe atë botëror gjoja për rrezikun që iu kanoska serbëve dhe Serbisë nga populli "shovinist" shqiptar,(ashtu siç i kanosej ujkut nga qengji në përrallën e La Fontenit), shovinistët serbomëdhenj po ngrenë shumë re pluhuri për gjoja dhunën e terrorin që paskan ushtruar shqiptarët e Kosovës gjatë demonstratave të tyre të fundit ndaj "serbëve e malazezëve të pafajshëm". Sipas asaj që thonë ata del se të gjithë serbët dhe malazezët, jo vetëm në Kosovë por edhe në Beograd e Gjenevë, paskan qenë në rrezik të madh! Demonstruesit e "egër","vandalistë" e "terroristë" i paskan ndjekur, i paskan rrahur e kërcënuar, u paskan hyrë brenda, u paskan djegur pasurinë dhe shtëpitë... Për t'i bërë sa më të besueshme akuzat e tyre, kalemxhinjtë revizionistë po mbushin faqet e gazetave e të revistave me "rrëfime" e "deklarata" "tronditëse" të "viktimave", me fotografi dritaresh të thyera e shtëpish të djegura.Cerdhe çetnikësh e kriminelësh si familja Delibashiç janë bërë heronj të ditës dhe fotografitë e tyre i gjen në çdo gazetë e revistë të Beogradit. Heronj të ditës janë bërë kriminelët çetnikë, që kishin lyer duart me gjak shqiptari, para e gjatë luftës, ata këlyshë të Rankoviçit, që kishin gjakosur popullin tonë gjatë aksionit famëkeq të armëve, ata gjakatarë që tani, ashtu si edhe më 1968, qëllonin tinëzisht me armë zjarri mbi turmat e paarmatosura të demonstruesve shqiptarë, të cilat nga ana tjetër qëlloheshin nga milicia serbe me bomba e mitraloza. Ishin këta kriminelë, që, si kundërveprim, u qëlluan me gurë e shishe nga demonstruesit, e jo aspak njerëzit e pafajshëm serbë e malazezë. Në rrugën e Sremit, kishte edhe familje të tjera serbe, por populli demonstrues e qëlloi me gurë dhe i vuri flakën vetëm shtëpisë së Delibashiçëve, dhe vetëm atëherë, kur prej dritareve dhe pullazit të saj u vranë njëri pas tjetrit shtatë demonstrues. Këtë të vërtetë, që po mundohen ta fshehin shovinistët dhe propaganda e tyre, e dinë mirë dhe e kanë parë jo vetëm demonstruesit por edhe shumë banorë të asaj lagjeje, që jo vetëm nuk sulmoheshin nga demonstruesit, por u dërgonin atyre sa mundnin fasho,ujë e ushqime. Kështu kishte ndodhur në rrugën e Sremit dhe kështu kudo tjetër, ku shovinistët serbo-malazezë qëllonin mbi popullin demonstrues.

Jo vetëm shqiptarët, por, edhe çdo serb e malazez i ndershëm i dënon veprimet e tilla të çetnikëve, që në mënyrë tinëzare e qëllonin prapa shpine me armë e snajperë popullin tonë duarthatë, që kërkonte të drejtat e tij duke brohoritur për marksizëm-leninizmin dhe internacionalizmin proletar.

## Pse shpërngulen nga Kosova serbët dhe malazezët?

Një zhurmë e madhe po bëhet kudo në Jugosllavi edhe rreth shpërnguljes së serbëve e malazezëve nga Kosova, gjë që serbomëdhenjtë po mundohen ta paraqesin si pasojë gjoja të "presionit", që ushtroheshka mbi ta nga ana e shqiptarëve "nacionalistë" e "shovinistë" që nga viti nga viti 1966 e këtej, dhe sidomos pas demonstratave që u bënë në Kosovë. Kjo çështje është bërë temë e preferuar dhe e përhershme në faqet e gazetave e revistave të Beogradit, si dhe në fjalimet e krerëve nga më kryesorët në Kosovë, Serbi e Jugosllavi.Për hulumtimin e kësaj "dukurie" jo vetëm që janë angazhuar gati gjysma e gazetarëve të Serbisë, por, edhe janë formuar komisione të posaçme,të cilat gjatë "punës" së tyre të madhe hetuese po "zbulojnë" plot "fakte" të tilla "presioni", si pyetjet: "A po e shet shtëpinë?", "shkelje të arave me biçikletë" (!), pemët e rrëzuara, kafshët e ngordhura, disa gurë "të hedhur" në ballkon gjetja e ndonjë kafshe në të lashta, kryqat e thyer në varreza, zjarri i shpërthyer në një pjesë të Patrikanës së Pejës etj., etj.

Fajtore për të gjitha këto dhe shumë veprime të tjera "rrënqethëse" si këto, sipas asaj që thuhet, qenkemi ne, "nacionalistët" shqiptarë! Ne jemi "fajtorë" për çdo gjë të keqe që u ndodh serbo-malazezëve, jo vetëm në Kosovë, por edhe në Serbi e Mal të Zi!S' është çudi që një ditë të na fajësojnë edhe për vërshimet e vjetme në Serbi apo për tërmetin që e pat goditur Malin e Zi!

Me "fakte" të këtilla, shovinistët serbomëdhenj po mundohen të "argumentojnë" "presionin" që gjoja po e detyron popullsinë serbo-malazeze ta lëshojë Kosovën, por, "faktet" e tyre janë aq të poshtra, naive e qesharake, sa vështirë mund të gënjejnë njeri Shovinistët rankoviçistë mundohen të paraqiten mbrojtës të serbëve e malazezëve të Kosovës, por në të vërtetë në këtë mënyrë ata ua bëjnë të keqen edhe atyre, i nxisin të shpërngulen nga Kosova, i armiqësojnë me fqinjët e tyre shqiptarë dhe, në të njëjtën kohë, nxisin kundër serbëve e malazezëve edhe ndonjë shqiptar të papjekur.

Zjarrin në Patrikanën e Pejës nuk e shkaktuan "nacionalistët" shqiptarë, por, siç vërtetuan edhe ekspertët serbë, ai shpërtheu së brendi nga dhoma ku, siç u vërtetua më vonë, po ngrohej një "mysafir" serb i Patrikanës, për të cilin as sot nuk dihet gjë. Është krejt e sigurt që "mysafir" të tillë, misteriozë, të jenë ndodhur edhe në Bresje, natën që u dëmtuan kryqet dhe gurët e varrezave të këtij fshati. Metodat e tilla të luftës, që "udbashët" e Rankoviçit i kanë mësuar prej të parëve të tyre shovinistë, të cilët të veshur si shqiptarë plaçkitnin e terrorizonin popullin e pastaj për këtë akuzonin luftëtarët e Azem Galicës, atyre mund t'u duken ende të vlefshme. Por, në të vërtetë, atyre tani u ka dalë boja. Me këto metoda shovinistët jo vetëm po bëhen qesharakë, por edhe po e vrasin vetveten.

Është e vërtetë se ka serbë e malazezë që shpërngulen nga Kosova, ashtu siç shpërngulen edhe më shumë shqiptarët. Është e vërtetë që ndonjëherë mund të ndodhë edhe ndonjë zënkë e mosmarrëveshje mes fqinjve shqiptar e serbë, ashtu siç ndodhin edhe mes shqiptarëve apo mes serbëve. Por, të nxjerrësh konkluzionin se kjo shpërngulje e serbëve është pasojë e "presionit" të shqiptarëve të robëruar, këtë mund ta bëjnë vetëm shovinistët serbomëdhenj. Shkaqet e vërteta të shpërnguljes së serbëve e malazezëve nga Kosova, ashtu si edhe të shqiptarëve, janë kushtet e vështira të jetesës, skamja,papunësia e mjerimi i madh, që janë rrjedhim i drejtpërdrejtë i marrëdhënieve kapitaliste në prodhim dhe i shfrytëzimit kolonial të Kosovës. Kjo është e vërteta dhe këtë po e thonë hapur edhe qindra e qindra serbë e malazezë të shpërngulur ose jo të shpërngulur, që po hedhin poshtë shpifjet shoviniste për gjoja "presionin" e shqiptarëve. Statistikat flasin se popullsia serbe po shpërngulet edhe nga komuna e Leposaviqit dhe nga viset periferike të Serbisë, ku ka pak ose aspak shqiptarë. Mos vallë edhe atje serbët po i nxjerrin tabelat "Kuča na prodaju" (Shtëpi në shitje) për shkak të "presionit" të "nacionalistëve shqiptarë"?!

Të gjithë shivinistët serbë, malazezë dhe maqedonas, të gjallë e të vdekur, janë ngritur në këmbë, pse disa serbë e malazezë e kanë lëshuar Kosovën për punë, shkollim ose kushte më të mira të jetesës, kurse për shpërnguljet masive, vërtet të dhunshme, të qindra mijëra shqiptarëve nga Kosova e nga viset e tjera shqiptare për në Jugosllavi, Turqi, Amerikë e Australi, nuk thuhet asnjë fjalë e vetme. Po ata shovinistë e tradhtarë, po ata Kolishevskë, po ata Stamboliçë e Ristiçë, po ata Markoviçë e po ata viça shqiptarë që dëbimin e dhunshëm të shqiptarëve e quanin liri për të lëvizur e banuar sipas dëshirës së secilit, tani lëvizjen vërtet vullnetare të serbëve e malazezëve po e quajnë pasojë të gjoja presionit të shqiptarëve.

Vetëm shovinistët mund të bëjnë gjithë atë zhurmë për katër gurë të hedhur në ballkon, për ndonjë kafshë të gjetur në ara,apo për zjarre e dëmtime të nxitura e të shkaktuara nga vetë ata, në një kohë që rrugët e qyteteve tona skuqeshin me gjakun e bijve e të bijave më të mira të popullit, kur i gjithë populli ndiqej,rrihej e poshtërohej nga policia serbe, kur bandat shoviniste serbe, malazeze e maqedonase, me uniformë e pa uniformë, rrahin e masakrojnë në mënyrë shtazarake njerëzit tanë të pafajshëm, kur monumente të kulturës sonë të lashtë rrafshohen me eskalatorë, kur varrezat shqiptare lëvrohen me zingjirët e tankeve serbe...Jo vetëm ne shqiptarët, por edhe të tjerët nuk e kanë vështirë të shohin se cila është e vërteta rreth presionit të vërtetë dhe presionit të trilluar në Kosovë, se kush po e bën presionin dhe kush është nën presion.Kthimi aq i shpeshtë i shovinistëve serbomëdhenj në vitin, për ta tragjik, 1966, është mjaft domethënës e kuptimplotë.

## Kultura shqiptare dhe inkuizicioni revizionist

Për të justifikuar masat e papara, që po ndërmarrin kundër ndërgjegjes kombëtare të popullit tonë, shovinistët serbomëdhenj po sulmojnë të gjithë kulturën, arsimin, shkencën, artin dhe letërsinë shqiptare, e deri edhe simbolet e veshjet tona kombëtare. Sipas tyre, gjithë kjo kulturë shqiptare qenka e ngarkuar me "historicizëm" e "romanti-

zëm nacional", me "mite", "shpirtra të vdekur" e me "ideale të tejkaluara", dhe, si e tillë, ajo paska bërë që rinia të edukohet "keq", të hutohet e të mashtrohet aq shumë, sa të ngritet në greva e demonstrata aq të mëdha. Që të mos përsëritet ajo që ndodhi, shovinistët e Beogradit i kanë hyrë punës për ta "shkarkuar" kulturën kosovare nga fryma kombëtare "e tejkaluar" dhe për ta shndërruar atë në një kulturë "vetadministruese", në një kulturë që kultivon jo "nacionalizmin shqiptar" por të ashtuquajturin patriotizëm jugosllav! Për t'ia arritur këtij qëllimi, shovinistët kanë vënë në shënjestër të gjitha institucionet e arsimit e të kulturës si Universiteti, Akademia e Shkencave dhe e Arteve, Instituti Albanologjik, Instituti i Historisë, shoqatat e shkrimtarëve, kompozitorëve, artistëve figurativë e të gazetarëve, shkollat, shoqëritë kulturo-artistike e deri te ato çerdhe të pakëta të fëmijëve që ekzistojnë në Kosovë. Të gjitha këto po cilësohen si "vatra të nacionalizmit e të kundërrevolucionit" dhe po sulmohen nga të gjitha anët e me të gjitha mjetet.

Shovinistët jugosllavë i kanë hyrë edhe një herë rivlerësimit të historisë sonë kombëtare, gjoja për ta çliruar historiografinë tonë nga "historicizmi", "glorifikimi", "dogmatizmi" e "nacionalizmi romantik". Sipas këtij vlerësimi "të ri" (që nuk ndryshon aspak nga ai i paraluftës), Skënderbeu legjendar - të cilin dikur bënin çmos që të na e merrnin - na delka një "person jo negativ" dhe asgjë më tepër, ose barazohet me Car Lazarin e me kralët e tjerë të Serbisë, Ismail Qemali quhet një agjent i Austrisë, Isa Boletini "një bashibozuk turkofil",Azem Galica -"një vrasës i serbëve të pafajshëm" e të mos flasim për udhëheqësit e lavdishëm të Shqipërisë socialiste, kundër të cilëve nuk lënë gjë pa shpifur e trilluar. Sipas këtij vlerësimi "marksist", gjithë lufta e popullit shqiptar për liri e pavarësi del nxitje dhe vepër e forcave të ndryshme nga jashtë; Lidhja Shqiptare e Prizrenit quhet "krijesë e sulltanëve të Turqisë", Kryengritja e vitit 1912 si "luftë fanatikësh e bashibozukësh", që gjoja drejtohet kundër popujve të Serbisë, Malit të Zi dhe ushtrive të tyre çlirimtare; formimi i Partisë Komuniste Shqiptare dhe gjithë revolucioni në Shqipëri na dalin vepër e meritë e "komunistëve" jugosllavë dhe agjentëve të tyre si Koçi Xoxe etj., etj. Ja çfarë historie "kombëtare" dëshirojnë shovinistët që të mësohet në shkollat tona! Ja ku qëndron "ngarkimi" i saj me "romantizëm nacional", "dogmatizëm", e "historicizëm"!

Kështu po veprojnë shovinistët edhe me letërsinë, artin dhe muzikën tonë. Cdo vlerë e vërtetë me sado pak frymë kombëtare po kualifikohet si "nacionaliste" e "armiqësore" dhe inkuizitorët revizionistë po i heqin nga vitrinat e librarive dhe bibliotekave, nga programet e shkollave e të televizionit kurse autorët e shumtë kosovarë janë jo vetëm objekt kritike e presioni, por edhe janë përplasur burgjeve. Si "të papërshtatshme", "nacionaliste" e "armiqësore" po cilësohen jo vetëm veprat e mëdha të letërsisë dhe artit të realizmit socialist (kundër të cilit po flitet krejt hapur), por edhe ato të rilindasve tanë, edhe veprat e De Radës, veprat e Naimit tonë të madh! Po ndalohen e po sulmohen si "nacionaliste" e "armiqësore" jo vetëm këngët e produksionit të Tiranës, që u kushtohen ngjarjeve të mëdha e figurave të ndritura të së kaluarës sonë të lavdishme, por edhe këngët lirike si ajo "Kam qëndisur një shami" etj., etj.

Aq hapur kanë dalë shovinistët rankoviçistë sa të kërkojnë edhe mbylljen e Universitetit tonë, mbylljen e shkollave dhe shoqërive të ndryshme; të kërkojnë ndërprerjen e çdo lloj komunikimi dhe kontakti me vëllezërit në Shqipërinë socialiste;të kërkojnë që veprat e shkrimtarëve tanë, që po ndalohen, të zëvendësohen me "vepra" të antishqiptarëve të tërbuar si Cosiçi, Andriçi, Dedijeri, Tempo e Laliçi; që filmat shqiptarë, që janë hequr nga repertori, të zëvendësohen me filma kaubojsh, kriminelësh e prostitutash; që këngët dhe vallet e bukura të zëvendësohen me britmat dhe lëvizjet e çmendura të psikopatëve e hipive të droguar të Beogradit e Perëndimit, që në të njëjtën mbledhje, të kritikohet si "nacionalizëm" e "pabarazi" mbajtja e ligjëratave për studentët serbë e malazezë, edhe pse ata i mbanin në gjuhën serbokroate, dhe në të njëjtën kohë, të njëjtët shovinistë të kërkojnë që në vend të profesorëve tiranas, studentëve shqiptarë t'u mbajnë ligjërata në gjuhën serbokroate profesorë nga Nishi e Beogradi; që, në emër të unitetit të fëmijëve dhe "edukimit" të tyre të përbashkët, të kërkohet edhe heqja e mësimit në gjuhën shqipe nëpër shkolla!Aq larg kanë shkuar shovinistët jugosllavë në revanin e tyre të çmendur antishqiptar, sa t'i sulmojnë si "nacionalistë", "iredentiste", "armiqësore" e "antijugosllave" edhe gjuhën tonë të njësuar, veshjet tona kombëtare, plisin e bardhë dhe flamurin tonë të lavdishëm!!!

Për të qenë ironia edhe më e madhe,gjithë kjo "hajkë" e paparë kundër ndërgjegjes sonë kombëtare, gjithë kjo luftë kundër shovinizmit të paqenë shqiptar, bëhet në një kohë kur shovinizmi serbomadh është bërë me mjekër, kur po ringjallen si asnjëherë më parë çetnikët më të zi të luftës e të pasluftës, kur letërsinë dhe shtypin serb e përshkon si një fill i zi unitarizmi e hegjemonizmi serbomadh, kur portreti i Karagjorgjeviçit po shtypet edhe në monedhat e arit, kurse uniformat e ushtrive pushtuese serbe botohen gati në çdo numër të gezetave dhe revistave të Beogradit.

## Balta revizioniste nuk mund ta njollosë diellin e socializmit

Në fushatën e tyre të egër antishqiptare, revizionistët jugosllavë një vëmendje të veçantë po i kushtojnë luftës kundër Shqipërisë socialiste dhe politikës së saj të drejtë marksiste-leniniste e konsekuente internacionaliste. Askush deri më tash nuk ka bërë kundër Shqipërisë akuza, shpifje e trillime të tilla të poshtra si ato që po bëjnë revizionistët shovenë të Jugosllavisë. Propagandë të tillë të hapët e të theksuar antikomuniste, nuk bëjnë sot as vendet më fashiste dhe as Vatikani.

Vetëm shovinistët mund t'i quajnë "ndërhyrje në punët e brendshme të Jugosllavisë" artikujt e "Zërit të popullit", që dënuan dhunën e terrorin e pashembullt të ushtruara mbi popullin e Kosovës dhe që përkrahën kërkesat më se të drejta, ashtu siç bëri edhe i gjithë opinioni përparimtar botëror. Vetëm shovinistët mund ta quajnë "shovinist" e "antijugosllav" qëndrimin kurdoherë të drejtë e internacionalist të Partisë së Punës ndaj popujve të Jugosllavisë, vetëm ata mund të shpifin sikur Shqipëria po na nxitne, shqiptarët e Kosovës dhe të viseve të tjera, të luftojmë kundër popujve jugosllavë, se ajo po bën politikën e superfuqive e absurditete të tjera si këto. Vetëm shovinistë të urryer, si Herleviçi e Ristiçi, dhe ndonjë këlysh i tyre shqiptar, mosmirënjohës, mund të akuzojnë për "ndërhyrje në punët e brendshme të Jugosllavisë" profesorët e respektuar të Universitetit të Tiranës,të cilët, siç po pranojnë edhe vetë revizionistët, gjatë qëndrimit të tyre në Kosovë,kanë qenë të ndjekur e të kontrolluar në çdo hap! Vetëm shovinistët dhe tradhtarët mund t'i akuzojnë shkrimtarët, këngëtarët, valltarët, artistët dhe sportistët e pakët që kanë ardhur nga Shqipëria, se gjoja me veprat, këngët, vallet dhe lojën e tyre,paskan rrezikuar sovranitetin dhe integritetin e Jugosllavisë.

Aq larg kanë shkuar revizionistët në përpjekjet e tyre për ta diskredituar Shqipërinë, sa jo vetëm të mbushin eterin,shtypin e libra të tërë me sharje, shpifje, gënjeshtra e trillime nga më të poshtrat e më të padëgjuarat, por edhe ta akuzojnë udhëheqjen shqiptare edhe për të ashtuquajturën "hartë të Shqipërisë së madhe", të përpiluar e të shpërndarë nga emigracioni reaksionar shqiptar (i cili shumë shpesh është në shërbim



Hienat që mbjellin vdekje në Kosovë

Me qëllim të njollosjes së emrit të Shqipërisë dhe uljes së prestigjit të saj të madh në botë, e njëkohësisht me qëllim të nxitjes kundër saj të popujve të Jugosllavisë, dhe sidomos të popullit shqiptar, revizionistët po mundohen ta paraqesin me çdo kusht jo vetëm politikën e Partisë së Punës, por edhe kulturën, shkencën, artin dhe letërsinë e realizmit socialist, që po lulëzon atje, si "nacionaliste" e "shoviniste", "iredentiste", "paternaliste" e "luftënxitëse"! të klikës titiste), apo për eksplozivin, që ata e vendosën vetë në ambasadën jugosllave në Tiranë!

Me metoda të tilla, revizionistët po mundohen ta diskreditojnë Shqipërinë, po në të vërtetë ata po demaskojnë kështu dhe po diskreditojnë vetveten. Balta, me të cilën revizionistët po mundohen ta njollosin diellin e socializmit, po u bie revizionistëve fytyrës. E famshmja "hartë e Shqipërisë së madhe", pas së cilës u kapën aq fort revizi

onistët, me shpresë se kështu do ta nxitnin kundër Shqipërisë edhe popullin grek, tashmë u bë copë-copë, e pas saj popujt e Ballkanit panë fytyrën e vërtetë luftënxitëse të krajlëve të rinj serbomëdhenj, kurse eksplozivi që u vendos në Tiranë, u nxori sytë "ustallarëve" të tyre në Beograd. E vërteta marksiste-leniniste po i bën pluhur e hi dërdëlisjet bajate e banale të revizionsitëve dhe intrigat e manovrat e tyre të poshtra.




**Harta famoze e "Shqipërisë ethnike", botim i "Lidhjes kosovare", organizatë e reaksionit shqiptar në Perëndim, për të cilën shovinistët jugosllavë deshën ta fajësonin Shqipërinë socialiste si "autore", po në vend të kësaj vetë e morën baltën fytyrës**

### Cilët janë shovinistët e vërtetë

Gjithë kjo fushatë e egër, e paparë, kundër popullit tonë dhe gjithçkaje që është shqiptare, është vazhdim i drejtpërdrejtë i politikës së egër antishqiptare të krajlëve të Beogradit, është shprehje e procesit të rankoviçizimit të mëtejshëm të Jugosllavisë revizioniste, rrezikun e ringjalljes së të cilit, shoku Enver Hoxha e ka theksuar qysh në Kongresin e 7-të të Partisë, para 5 vitesh. Zhurma shurdhuese që po bëhet kundër nacionalizmit e shovinizmit të trilluar shqiptar, s'është gjë tjetër pos përpjekje për ta fshehur shovinizmin e hegjemonizmin e vërtetë rankoviçian. Por, shovinizmi serbomadh ashtu si dhe ai malazez e maqedonas, është aq i zi e i dukshëm sa nuk mund të mbulohet me kurrfarë "potere" kundër gjoja nacionalizmit të shqiptarëve të robëruar dhe as me fraza e parulla boshe dhe monotone për "vëllazërim-bashkimin", "barazinë", "demokracinë" e "humanizmin". Nuk është vështirë për askënd që të dallojë se kush janë shovinistët e vërtetë dhe kush është preja e tyre, se kush janë ujqit e kush qengji, që po ua turbullon atyre ujët!

Shovinistë janë ata që e kanë robëruar, e kanë ndarë e copëtuar me bajoneta popullin tonë liridashës, ata që nën parullën e "Serbisë së madhe" të Car Dushanit e të "pastërtisë së saj etnike", i kanë dëbuar me dhunë nga trojet tona qindra mijëra shqiptarë, ata që kanë vrarë, prerë, djegur e masakruar me dhjetëra mijëra burra, gra, pleq e fëmijë të pafajshëm shqiptarë para, gjatë dhe pas luftës, ata që bënë masakrat e tmerrshme të Drenicës, Gjilanit e Tivarit; janë ata që rrahën e poshtëruan gati të gjithë burrat kosovarë gjatë aksionit famëkeq të armëve, ata që sollën në tokën tonë gjysmën e ushtrisë dhe policisë jugosllave, gjysmën e tankeve, avionëve e mitralozave, për të na mbytur në gjak popullin tonë të paarmatosur, që kërkonte të drejtat e veta të ligjshme, ata që na i vranë, na i plagosën e gjymtuan qindra motra e vëllezër nga më të mirët, vetëm e vetëm pse kërkonin bukë e liri për popullin, ata që na e burgosën dhe po vazhdojnë të na e burgosin, rrahin e torturojnë ajkën e popullit tonë, ata që po mundohen të na i fri kësojnë fëmijët me tanke, avionë e me topa. Shovinistë janë ata që po na i plaçkisin pasuritë tona të mëdha, ata që na e mbyllën para kohe Universitetin dhe shkollat tona, ata që po mundohen të na ndajnë, izolojnë e armiqësojnë me vëllezërit tanë të një gjuhe e të një gjaku, me Shqipërinë socialiste, ata që po botojnë libra "të bardhë", "të kaltër" e lloj-lloj librash të tjera të zeza, antishqiptare, ata që po na i sulmojnë e mohojnë heronjtë tanë të pavdekshëm, historinë, kulturën dhe gjithë trashëgiminë tonë, ata që po na i sulmojnë e ndalojnë këngët, librat, veshjet e simbolet tona kombëtare, janë ata që po bëjnë çmos për ta penguar shtimin e popullit tonë, ata që duan "ta lërojnë tokën tonë me plug e me pushkë". Shovinistë janë ata që godasin e rrëzojnë shtëpitë tona edhe me helikopterë e artileri, ata që nuk ua japin familjeve tona bijat e bijtë e tyre të vrarë, ata që vrasin edhe të plagosurit e zhvarrosin edhe të varrosurit. Shovinistë janë ata që kanë hapur dosje për të gjithë popullin tonë, ata që i urdhërojnë njerëzit për t'i mbajtur të hapura dyert me qëllim që të bastisin e kontrollojnë më leht, ata që po burgosin, ndjekin e maltretojnë njerëzit e ndershëm, vetëm pse u kanë dhënë ndihmë mjekësore demonstruesve të plagosur, pse kanë kërkuar shkollë në gjuhën shqipe, pse nuk u kanë duartrokitur fjalimeve të tradhtarëve, pse para dhjetë vjetësh kanë shkruar ndonjë reagim a artikull, apo pse e kanë përmendur fjalën masakër në ndonjë fjalëkryq të gezetës!!!

Këta janë shovinistë dhe jo populli ynë i shumëvuajtur që lufton për lirinë dhe të drejtat e tij të ligjshme, pa u rënë më qafë popujve të tjerë dhe pa u bërë atyre asnjë të keqe. Ky është shovinizmi i vërtetë në Kosovë, dhe kundër tij mund të mos jetë vetëm ndonjë bastard "shqiptar", ndonjë sahanlëpirës i rrallë, që është zhytur aq thellë në lumin e ndyrë të tradhtisë, sa të mos i vijë ndot e trishtim që të gëlltisë gjithë atë vrer të neveritshëm antishqiptar, që po vjellin padronët e tyre rankoviçianë. Kundër këtij shovinizmi është ngritur sot populli ynë liridashës dhe jo aspak kundër njerëzve të pafajshëm të popujve të tjerë.

Ne, shqiptarët e Kosovës, Maqedonisë, Serbisë e Malit të Zi, kemi luftuar e do të luftojmë me vetëmohim e heroizëm deri në fitore kundër armiqve tanë shovinistë, por ne nuk kemi qenë dhe nuk do të lejojmë kurrë që të biem në ujërat e ndyta të shovinizmit. Ne jemi patriotë, e s'jemi shovinistë. Qëndrimi ynë ka qenë e është: **NDAJ POPUJVE ASNJE DEM – NDAJ SHOVINISTEVE ASNJE MESHIRE!** Prandaj, ne i bëjmë përsëri thirrje popullit tonë që, krahas intensifikimit të mëtejshëm të luftës së gjithanshme kundër regjimit robërues të shovinistëve jugosllavë, ashtu si edhe deri tash, të mos lejojë asnjë dëm, asnjë presion e zullum ndaj njerëzve të pafajshëm serbë e malazezë. Veprime të tilla jo vetëm që janë në kundërshtim me karakterin e luftës sonë, por janë edhe shërbim i madh për shovinistët serbomëdhenj, të cilët po bëjnë çmos me qëllim që ta njollosin e diskreditojnë luftën tonë të drejtë. Shovinizmit të armiqve tanë ne nuk i kundërvëmë shovinizmin, por grushtin popullor, revolucionin. Luftën tonë çlirimtare ne do ta bëjmë kurdoherë me flamurin e kuq të marksizëm-leninizmit në ballë, me tingujt e Internacionales në gojë, me parullën e pavdekshme leniniste: **"PROLETARE TE TE GJITHA VENDEVE DHE POPUJ TE SHTYPUR, BASHKOHUNI"!**

---

# Populli shqiptar në

**KOSOVA – REPUBLIKE!** Kjo ishte kërkesa, që dominoi në demonstratat historike që u bënë gjatë pranverës së këtij viti anembanë Kosovës dhe në shumë vende të botës. Këtë kërkesë të drejtë po e shpreh sot populli ynë në mbledhjet e shumta që po organizon armiku, në traktet që po shpërndahen gjithku apo në parullat e panumërta që po skuqin rrugët, muret e ndërtesave dhe lëndinat tona.

Cizmja e rëndë fashiste u mundua ta shkelë dhe të na e mbysë këtë kërkesë të ligjshme, të na e mbyllë gojën njëherë e përgjithmonë. Duke u munduar ta kompromentojnë e denigrojnë popullin shqiptar në Jugosllavi përpara opinionit jugosllav dhe atij ndërkombëtar, aparati borgjez shovinist serbomadh, këtë kërkesë, si dhe të tjerat, e quajti si pas konvenimit të tij si "reaksionare", "kundërrevolucionare", "iredentiste", "shoviniste", "nacionaliste" etj. Shovinistët jugosllavë mundohen t'ua mbushin mendjen popujve jugosllavë se gjoja kërkesa e popullit të Kosovës drejtohet kundër popullit serb, atij maqedonas e malazez dhe kundër integritetit territorial të republikave përkatëse dhe të vetë Jugosllavisë, se na qenka kundër rregullimit kushtetutar të RSFJ dhe, po të realizohej, do ta shkatërronte atë! Në adresë të popullit tonë nga revizionistët ka vetëm mallkime, kërcënime, fyerje e sharje nga më të poshtrat por, në qarqet udhëheqëse të revizionistëve asnjëherë nuk pati arsye e gjakftohtësi në vlerësimin e kësaj kërkese të drejtë të popullit tonë.

Duke mos pasur asnjë arsye bindëse për ta hedhur poshtë kërkesën tonë të ligjshme për republikë, revizionistët po mundohen të spekulojnë jo vetëm me të sotmen, por edhe me të kaluarën e ndritshme të popullit tonë. Duke e mohuar, falsifikuar e shtrembëruar në mënyrë të palejueshme të vërtetën historike armiqtë ~~tanë të~~ urryer dhe shërbëtorët e tyre po mundohen të na bindin se gjoja vetë populli ynë paska vendosur të jetë kështu, siç është, nën zgjedhën e huaj shoviniste, të jetë i robëruar, i ndarë e i copëtuar!

### Si mbeti Kosova nën sundimin e Serbisë

Copëtimi dhe nxjerrja në ankand e trojeve shqiptare, filloi para më se një shekulli, kur fuqitë e atëhershme të mëdha dhe shtetet shoviniste fqinje nisën thurjen e komploteve në dëm të popullit shqiptar. Pazarllëqet më serioze në trojet shqiptare filluan me të ashtuquajturin Traktat i shën Stefanit, që u bë në mars të vitit 1878 në mes të Rusisë dhe Turqisë. Sipas këtij traktati famëkeq, Bullgarisë, përveç krahinave të tjera në Ballkan, i jepeshin edhe tokat shqiptare që shkonin deri në malet e Voskopojës. (Shovinistët bullgarë i ëndërrojnë edhe sot e kësaj dite tokat që dikur ua kishte dhuruar Rusia cariste.) Ndërkaq, Malit të Zi Traktatai i njihte sovranitetin mbi Ulqinin, Krajën, Anamalin, Hotin, Grudën, Kelmendin, Vërmoshin, Plavën, Gucinë e Rugovën, kurse Serbia zgjerohej në sanxhakun e Prishtinës dhe në një pjesë të rrethit të Mitrovicës.

Meqenëse vendimet e traktatit të Shën Stefanit nuk u pranuan nga fuqitë e mëdha të kohës, sepse ishin të njëanshme dhe të diktuara arbitrarisht nga Rusia cariste, për t'i rishikuar ato u thirr Kongresi i Berlinit. Vendimet kryesore të kërij kongresi, që filloi punën më 13 qershor 1878, ishin marrë qysh më parë në bisedime të fshehta. Serbia dhe Mali i Zi, nëpërmjet Rusisë, kishin fituar pozita të mira për të aneksuar territore shqiptare. Fuqitë e mëdha u mohuan në të rësi çështjen shqiptare, kurse Shqipërinë e quajtën "shprehje gjeografike". Delegacioni shqiptar, i kryesuar nga Abdyl Frashëri, u

# Jugosllavi asnjëherë nuk vendosi për fatin e tij




rrefuzua të merrte pjesë në kongres, ku vendosej për fatet e Shqipërisë. Në këto rrethana, copëtimi i atdheut tonë u bë fakt i kryer.

Kundër copëtimit të tokave shqiptare, i ba shkuar si një trup i vetëm, qe ngritur gjithë populli shqiptar, në të gjitha vilajetet. Më 10 qershor 1878 në Prizren themelohet Lidhja Shqiptare, e cila shënon faqe të lavdishme në historinë shekullore të popullit tonë. Me heroizëm të pashoq të ushtrisë së Lidhjes, vullnetarëve dhe të vetë banorëve, u mbrojtën me sukses Plava e Gucia, Hoti e Gruda që i ishin caktuar për aneksim Malit të Zi. Vetëm në nëntor të vitit 1880 ushtria turke mundi t'ua merrte nga duart kryengritësve qytetin e Ulqinit dhe t'ia dorëzonte ushtrisë malazeze. Po Mali i Zi nuk mjaftohej me kaq, por donte me çdo kusht edhe Shkodrën dhe territore të tjera shqiptare, deri në lumin Drin, në jug, dhe deri në Gjakovë - në lindje. Qarqet shoviniste serbe, nga ana e tyre, i kishin vënë syrin tërë Kosovës, Dibrës, Shqipërisë së veriut, me një dalje në det etj.

Për këto kërkesa, në mungesë të argumenteve të tjera, shovinistët serbë bazoheshin në "argumente" gjoja historike, sepse prej shekullit XIII - XV në këto krahina kishte sunduar Serbia, e këto "argumente" krerët e Beogradit i përdorin edhe sot për të "mbrojtur" "Kosovën serbe" si "djepin e Serbisë" Pa fije turpi, revizionistët e sotëm mbrojnë hapur dhe vazhdojnë politikën serbomadhe të Obrenoviçëve, Karagjorgjeviçëve, Stojadinoviçëve, Pashiçëve dhe Rankoviçëve.

Politika pushtuese ndaj tokave shqiptare, e filluar nga kryeministri serb Garashanin, qysh në vitin 1847 ka vazhduar duke përdorur kurdoherë kundër popullsisë së pafajshme shqiptare dhunën dhe terrorin më të egër. Politika shfarosëse si ajo e knjaz Milanit, i cili bashkë me urdhrat ushtarëve të tij u jepte edhe porosinë: "sa më shumë shqiptarë që të shpërngulen, aq më të mëdha do të jenë meritat tuaja para atdheut", vazhdoi edhe në Jugosllavinë e re të Titos, gjë që u vërtetua edhe gjatë ngjarjeve të fundit në Kosovë. Politika shoviniste kërkonte kthimin e përbërjes etnike të krahinave të pushtuara nPe favor të elementit sllav. Prandaj, përveç shfarosjes përmes terrorit e masakrimit u aplikua edhe dëbimi i dhunshëm i shqiptarëve jashtë trojeve të tyre. Por, megjithatë, Kosova dhe krahinat e tjera shqiptare në Maqedoni, Serbi e Mal të Zi mbetën dhe do të mbesin gjithmonë shqiptare.

Lufta e pandërprerë e popullit shqiptar për liri e pavarësi u kurorëzua në 28 Nëntorin historik të vitit 1912, kur plaku i urtë Ismail Qemali e ngriti, pas afër pesë shekuj robërie, flamurin e lavdishëm të Skënderbeut. Vendimi i 28 Nëntorit kishte rëndësi edhe më të madhe pasi drejtohej kundër interesave të fuqive të mëdha imperialiste dhe synimeve të poshtra të monarkive të Ballkanit.

Lëvizjen kombëtare shqiptare, të mbushur përplot luftëra të gjata e të përgjakshme për liri e vetëvendosje, historiografia borgjeze u mundua ta paraqesë sikur ajo paska qenë reaksionare, primitive, e drejtuar kundër reformave "përparimtare" turke, kundër ushtrive "çlirimtare" të shteteve fqinje dhe e quan atë vepër të të huajve apo të një shti njerëzish, bile agjentësh të huaj. Shpallja e Pavarësisë nuk ishte vepër e të huajve, as e një grupi të veçantë patriotësh, po vepër e një kuvendi kombëtar me përfaqësues nga të gjitha krahinat e Shqipërisë, që erdhi pas luftës dhe përpjekjeve më se shtatëdhjetëvjeçare. Kosovën në këtë kuvend e përfaqësonte trimi i madh Isa Buletini. Pavarësia u shpall njëkohësisht për të gjitha krahinat me popullsi etnike shqiptare. Por, që të fitohej pavarësia e vërtetë, populli tonë do t'i duhet të bëjë edhe shumë luftëra të tjera, do t'i duhet të derdhë shumë gjak të bijve të tij më të mirë.

### Thika e diplomacisë evropiane copëton atdheun tonë

Vetëm 19 ditë pas shpalljes së Pavarësisë në Londër u mblodh Konferenca e Ambasadorëve. Ajo u mblodh gjoja për të caktuar kufijtë e Shqipërisë, por në të vërtetë qëllimi i saj ishte ndarja e tokave tona që "kishin mbetur pa zot" pas mundjes së Turqisë nga Aleanca ballkanike. Pa pritur vendimet e Konferencës, ushtritë e shteteve shoviniste fqinje vërshuan në trojet shqiptare, duke shfrytëzuar kështu paaftësinë e Vlorës së sapoformuar, e cila ende nuk ishte konsoliduar, si dhe lodhjen e popullit shqiptar nga luftërat e mëdha me pushtuesit turq. Ushtria serbe pushtoi Kosovën, Shqipërinë e mesme e kishte dalë në Durrës. Ndërkaq, Mali i Zi po bënte çmos që ta pushtonte Shkodrën e pampushtur. Luma, nga ana tjetër, kacafytej me hordhitë e panumërta të ushtrisë serbe dhe, siç thotë kënga popullore, "Ia mbushte asaj shpinën plot me plumba"...

Megjithë luftërat e mëdha rezistuese ndaj ushtrive serbe e malazeze, Konferenca e Ambasadorëve vendosi që Rrafshi i Dukagjinit, Kosova dhe krahinat shqiptare në Maqedoninë e sotme t'i jepeshin Serbisë dhe shumë krahina rreth kufirit malazez t'i njiheshin Malit të Zi.

Me copëtimin e tokave shqiptare, populli shqiptar nuk u pajtua kurrë. Vendimet e padrejta të kësaj konference, patriotët tanë të mëdhenj si Ismail Qemali, Isa Buletini e Luigj Gurakuqi i hodhën poshtë që në Londër

Nën udhëheqjen e Isa Buletinit, Bajram Currit, Hasan Prishtinës etj., në Kosovë filloi organizimi i Kryengritjes për çlirimin nga zgjedha e re, që ishte edhe më e rëndë se ajo turke. Më 22 shtator 1913, populli i Dibrës i dëboi pushtuesit serbë dhe në qytet ngriti flamurin kombëtar. Trupat serbe u dëbuan edhe nga Struga e Ohri, ndërsa vullnetarët shqiptarë sulmuan Tetovën e Gostivarin, e më vonë edhe Gjakovën. Mirëpo, me anën e një ofensive kundër kryengritësve dhe popullit, ushtria serbe, pas luftimesh të ashpra, i shkel ato përsëri, duke masakruar barbarisht popullsinë e duke lënë pas vetes vetëm gërmadha. Një ushtarak serb, në një letër të botuar në gezetën socialiste "Radniçke novine" (22 tetor 1913) shkruante: "...mund të them se këtu po bëhen gjëra të tmerrshme. Jam i tmerruar dhe pyes gjithnjë se si njerëzit mund të jenë kaq barbarë për të kryer të tilla mizori... Mund të them që Luma... nuk ekziston më. Nuk ka veçse kufoma, pluhur e hi". Socialdemokrati serb Dimitrije Tucoviç dhe gazeta e tij "Radniçke novine" e dënuan borgjezinë serbe për këto ndërmarrje pushtuese, ndërsa "Raboteniçeski vesnik", organ i socialistëve bullgarë, ato di të shkruante: "Serbia mobilizoi përsëri ushtrinë për ta goditur Shqipërinë, e cila kërkon çlirimin kombëtar dhe vetëvendosjen." Ndërkaq, Lenini i madh, duke e gjykuar copëtimin e popullit shqiptar nga Konferenca e Londrës, i dha përkrahje të plotë lëvizjes kombëtare të shqiptarëve kundër mbretërisë së Serbisë dhe më vonë kundër Jugosllavisë borgjeze.

Edhe pas rënies së Kosovës dhe krahinave të tjera shqiptare nën sundimin serbo-malazez, rezistenca dhe lëvizja kundër regjimit të ri nuk pushoi asnjëherë. Ceta të shumta

patriotike si ajo e Azem Galicës organizohen në Krahina të ndryshme, si në Drenicë,Moravë, Llap etj. Për të organizuar më mirë këtë luftë, formohet më 1918 në Shkodër Komiteti "Mbrojtja kombëtare e Kosovës".

Një pazarllëk tjetër i fuqive të mëdha me tokat shqiptare u bë në vitin 1915, kur u nënshkrua Traktati i fshehtë i Londrës. Sipas këtij traktati, Shqipëria duhej të copëtohej përsëri mes Italisë, Malit të Zi, Serbisë e Greqisë. Traktati i Londrës ishte një traktat imperialist, i cili shkelte në mënyrë brutale pavarësinë dhe tërësinë tokësore të Shqipërisë dhe merrte nëpër këmbë të drejtat sovrane të popullit shqiptar.

Mirëpo, qeveria sovjetike, me Leninin e madh në krye, duke botuar traktatet e fshehta të fuqive imperialiste që ndanin botën midis tyre, nxori në dritë edhe përmbajtjen e Traktatit të fshehtë të Londrës, që u cilësua si "Qefini i Shqipërisë". Populli shqiptar i kuptoi planet e vërteta të fuqive të mëdha e të shteteve fqinje kundër Atdheut. Në saje të zbulimit dhe të demaskimit nga ana e Leninit të këtyre planeve të rrezikshme antishqiptare, Atdheu ynë shpëtoi nga një copëtim i ri, kurse botimin e Traktatit populli ynë e quajti "sy për të verbërit e vesh për të shurdhërit".

Cështja e kufijve të Shqipërisë u shtrua edhe më 1919 në Konferencën e Paqes në Paris ("Paqja e Versajës"), e cila filloi punimet më 18 janar të atij viti. Kjo konferencë, në vend që t'i rishikonte vendimet e padrejta të konferencave dhe traktateve të mëparshme, i rikonfirmoi ato, bile edhe mori vendime për një copëtim të ri të Shqipërisë Planet djallëzore të Konferencës së Paqes për copëtimin e Atdheut tonë i hodhi poshtë populli shqiptar nëpërmjet Kongresit të Lushnjës të vitit 1920.Ky kongres shpallte se shqiptarët ishin të gatshëm të bënin të gjitha sakrificat dhe të derdhnin edhe pikën e fundit të gjakut kundër çdo vendimi që vinte në rrezik tërësinë tokësore dhe pavarësinë e atdheut. Më tutje ky kongres shpallte se "Shqiptarët dinë të vdesin për të mos shkuar nga njëra dorë te tjetra" si tufë delesh e të bëhen plaçkë e atyre që drejtojnë sot diplomacinë e Evropës." Megjithëkëtë,në një konferencë të mëvonshme të ambasadorëve të organizuar nga fuqitë imperialiste,në vitin 1921, u mor edhe një vendim që i shkëpuste Atdheut një pjesë të krahinës së Lumës, Hasit dhe Gollobërdës.Në një protestë të kohësthuhej: "Mjerisht, po bahet e treta herë që thika e ftohtë e diplomacisë po pret në mish të gjallë të atdheut tonë e që po na këputen vise të çmueshme, të cilat, nga çdo pikëpamje që të vështrohen, nuk mund t'i mohohen kurrsesi Shqipnisë, kështu që të ndamit e tyne prej trupit të saj formon patjetër një padrejtësi të haptë".

Edhe më vonë politika pushtuese e qarqeve shoviniste të Serbisë ndaj Shqipërisë nuk pushoi asnjëherë. Eshtë i njohur intervenimi jugosllav i vitit 1924, për përmbysjen e qeverisë demokratike të Fan Nolit dhe kthimin në pushtet të satrapit Ahmet Zogu."Kthesa kundërrevolucionare e Ahmet Zogut në Shqipëri, shkruante asokohe Gjergj Dimitrovi, e kryer me ndihmën e Jugosllavisë dhe me forcat e saj të armatosura, zgjeroi frontin e reaksionit ballkanik deri në Detin Adriatik ..."

Bashkë me Italinë, e cila po përgatitej të pushtonte Shqipërinë, ortake në këtë ndërmarrje donte të bëhej edhe Jugosllavia e Stojadinoviçit dhe kral Aleksandrit. Mirëpo Italia nuk pranonte ortak në Shqipëri,sepse konsideronte ta ketë atë një koloni për vete.

Gjatë gjithë sundimit të regjimit borgjez të Jugosllavisë së vjetër, krahinat e banuara me shqiptarë, si Kosova, Maqedonia Perëndimore, një pjesë e Malit të Zi,krahinat e Preshevës, Bujanovcit e Medvegjës, dhe Peshteri bënin pjesë në viset më të pazhvilluara dhe më të prapambetura të Jugosllavisë, si nga aspekti ekonomik, ashtu edhe nga ai kulturor, arsimor etj. Kjo gjendje, para së gjithash, ishte pasojë e politikës shtypëse dhe shfrytëzuese të borgjezisë serbo-malazeze. Duke bërë plane të poshtra jo vetëm për shfrytëzimin e tyre, por edhe për asimilimin dhe dëbimin e popullit shqiptar, Nikola Pashiçi planifikonte që për 20 - 30 vjet popullin shqiptar ta asimilojë në pikëpamje kulturore e kombëtare. Sipas tij, "shkrirja e këtyre viseve në Serbi duhej të kryhej në mënyrë të plotë siç janë shkrirë pas 1878-s Nishi, Leskovci dhe Vranja". Duke zbatuar planet e saj të poshtra, qeveria shoviniste jugosllave shpërnguli për Turqi dhe vende të tjera qindra mijëra shqiptarë, e në vend të tyre solli kolonistë të elementit sllav.

Por, politika e këtillë shoviniste s'mbeti pa rezistencë e kundërshtim të organizuar të popullit shqiptar. Lufta e shqiptarëve duhej t'u shërbente qarqeve serbe si mësim "se janë vjetruar metodat e Miloshit të vitit 1883 dhe ato të Ristiqit të viteve 1878 - 1879 për Maqedoninë dhe Kosovën."

Ndërkohë, krahinat shqiptare në mbretërinë jugosllave, ishin përfshirë prej kohësh nga veprimet dhe luftimet e çetave kryengritëse (komitave),të cilat sulmonin njësi dhe reparte të ushtrisë e të policisë armike.

Si Shqipëria, ashtu edhe Jugosllavia,gjatë Luftës së Dytë Botërore u sulmuan dhe u pushtuan nga fuqitë e atëhershme nazifashiste. Popujt e këtyre dy shteteve fqinje u hodhën në luftën nacional-çlirimtare, krah për krah njëri-tjetrit, kundër armikut të përbashkët. Mirëpo, qysh gjatë luftës,në udhëheqjen e PKJ-së u vërejtën shenja të shovinizmit dhe të mendjemadhësisë.Udhëheqja e Partisë "Komuniste" Jugosllave, nëpërmjet përfaqësuesve të saj në Shqipëri, si Dushan Mugosha, Velimir Stojniçi dhe agjentë si Koçi Xoxe etj., kishte filluar punën e saj sabotuese dhe përgatiste terrenin për aneksimin e Shqipërisë nga Jugosllavia.Ky komplot i rrezikshëm u duk që në Plenumin e Beratit që u mbajt në vitin 1944. Qëllimet e mbrapshta të këtij plenumi dhe vendimet e tij të nxitura nga përfaqësuesi jugosllav, u zbuluan dhe u demaskuan nga Partia e udhëheqësi i saj legjendar shoku Enver Hoxha.

Udhëheqja revizioniste jugosllave, jo vetëm që nuk kishte ndër mend të zgjidhte drejtë çështjen e Kosovës dhe viseve të tjera shqiptare, në bazë të së drejtës leniniste të kombeve për vetëvendosje deri në shkëputje,por po kurdiste plane të rrezikshme për gllabërimin e të gjithë Shqipërisë, për shndërrimin e saj në një republikë të Jugosllavisë. Për këtë qëllim, udhëheqja e PKJ-s kishte punuar nën rrogoz një kohë të gjatë dhe kishte arritur që, me anë të agjentëve të saj si Koçi Xoxe, Pandi Kristo etj., të siguronte shumicën në udhëheqjen e Partisë Komuniste Shqiptare. Në rrethana të tilla, Shqipëria mundi të shpëtojë nga pushtimi i sërishëm në saje të vigjilencës së lartë e vendosmërisë së patundur të shokut Enver Hoxha dhe udhëheqësve të tjerë të Partisë, si dhe në saje të grushtit të rëndë që u dhanë klikës Tito-Rankoviç Partia Komuniste (b) e Bashkimit Sovjetik dhe Stalini i madh.

Edhe pas luftës, ndërhyrjet, shantazhet e kërcënimet e revizionistëve jugosllavë kundër Shqipërisë socialiste nuk kanë pushuar asnjëherë. Përmes diversioneve e provokacioneve të pandërprera, klika Tito-Rankoviç ndërmori edhe hapa të tillë si përpjekja për invadim në Shqipëri, gjoja për ta mbrojtur atë nga pushtimi grek,komploti i vitit 1956 në Konferencën e Tiranës, apo komploti i bandës së Abdyl Këllezit e Beqir Ballukut me shokë. Dëshmi e kësaj politike antishqiptare janë edhe sulmet, provokacionet, intrigat e kërcënimet, që po bëjnë revizionistët kundër Shqipërisë pas demonstratave të Kosovës. Por, populli shqiptar nuk frikësohet nga të lehurat e armiqve të tij. Nën udhëheqjen e pagabueshme të Partisë së Punës, ashtu si deri më tani, ai do t'i bëjë pluhur e hi sulmet e planet e armiqve të tij, ngado që të vijnë.

### Si e shihte PKJ të drejtën për vetëvendosje, para dhe gjatë Luftës?

Në kundërshtim me borgjezinë shoviniste serbe, e cila kishte aspirata të vazhdueshme dhe përpiqej me të gjitha forcat për të aneksuar sa më shumë territore shqiptare,Partia Socialdemokrate e Serbisë mbajti qëndrim afirmativ ndaj luftës së popullit shqiptar për liri dhe bashkim kombëtar. Udhëheqësi i kësaj partie, D. Tucoviç, ishte kundër aneksimit të Kosovës nga Serbia dhe e dënoi borgjezinë serbomadhe për ndërmarrjet pushtuese në krahinat shqiptare.

Edhe Partia Komuniste e Jugosllavisë, më vonë,mbajti gjithashtu qëndrim pozitiv ndaj të drejtës së popullit shqiptar në Jugosllavi për vetëvendosje.Në Konferencën e saj të 3-të ajo dënoi borgjezinë serbe për "politikën pushtuese dhe koloniale në Maqedoni dhe kundër Shqipërisë". Ajo kërkoi që "t'i njihet çdo populli e drejta e sovraniteti në caktimin e marrëdhënieve të veta, prandaj edhe e drejta e shkëputjes së lirë dhe e formimit të shteteve të tyre, respektivisht e bashkimit me shtetet e tyre amë". Nga ana tjetër, Kongresi i 4-t i PKJ-së, mes të tjerash, thërret klasën punëtore jugosllave që "ta ndihmojë nga të gjitha anët luftën e popullit shqiptar të copëtuar dhe të shtypur, për një Shqipëri të pavarur dhe të unjisuar" ("Kosova" 2, 1973).

Duke dhënë iniciativën për rregullimin e ardhshëm federativ, PKJ vendosi që më 1937 të formojë komitete qëndrore për Slloveninë e Kroacinë dhe Komitetin Krahinor për Kosovën, i cili prej vitit 1940 lidhet drejtpërdrejt me KQ të PKJ dhe kishte të gjitha të drejtat dhe atributet që kishin edhe komitetet e organizatave partiake të Maqedonisë, Serbisë, Malit të Zi etj. Në këtë mënyrë ishte i lidhur gjatë luftës edhe Shtabi i UNC për Kosovë e Metohi."Gjatë LNC-së, shqiptarët në Jugosllavi kanë pasur trajtim të njëjtë në çdo pikëpamje, e edhe sa i përket të drejtës për vetëvendosje, sikur të gjith popujt e Jugosllavisë" ("Kosova", 2, 1973).

Lidhur me çështjen e vetëvendosjes së kombeve, në një artikull programatik në gazetën "Proleter" nr. 16, 1942, vetë Titua shkruante se "çështja e Maqedonisë, çështja e Kosovës dhe Metohisë, çështja e Malit të Zi çështja e Serbisë, çështja e Kroacisë, çështja e Sllovenisë, çështja e Bosnës e Hercegovinës do të zgjidhen leht, duke i kënaqur të gjithë". Gjatë luftës, duke folur për çështjen e vetëvendosjes së kombeve të veçanta pas çlirimit, Titua deklaron: "Populli maqedonas ka të drejtë të vetëvendosë, e madje edhe të shkëputet... Por, populli maqedonas, sovran në të drejtat e veta, ka të drejtë edhe të bashkohet në bashkësinë federative të popujve të tjerë... Në mënyrë të ngjashme duhet shtruar edhe çështja e Kosovës dhe Metohisë". (Letër e Titos dërguar V Tempos, 1943).

Kështu e shtronin atëherë çështjen kombëtare krerët revizionistë të PKJ-së, por praktika tregoi se ata nuk mendonin kështu.Ata përpiqeshin të krijonin përshtypjen se kishin qëndrim të drejtë ndaj çështjes së pazgjidhur kombëtare në Jugosllavi, por në të vërtetë ata zbatonin qëndrimet e hershme të Simiçit me shokë, të cilat ishin kritikuar ashpër nga Kominterni dhe Stalini, si qëndrime që s'kishin asgjë të përbashkët me zgjidhjen marksiste-leniniste të çështjes kombëtare.

### Cka u vendos në "AVNOJ" dhe çka në Bujan?

Qëndrimi i vërtetë i PKJ-së rreth çështjes kombëtare, e sidomos rreth asaj shqiptare, del në shesh edhe në ndërhyrjet brutale në punët e brendshme të Partisë Komuniste Shqiptare, e sidomos gjen shprehje në të ashtuquajturën "Mbledhje të AVNOJ-it".Në këtë mbledhje, populli ynë, edh. pa asnjë delegat shqiptar,"vendosi dhe shprehu vullne-

tin e tij të lirë" që të mbetet ashtu siç ishte më parë!

Edhepse populli shqiptar në Jugosllavi ishte si përnga numri, ashtu edhe përnga territori ku jeton, më i madh se disa kombe jugosllave që fituan të drejtën për republikë, ai u desh të "kënaqej" vetëm me konstatimin demagogjik se pakicave nacionale u janë njohur të gjitha të drejtat nacionale. Duke u klasifikuar si "pakicë kombëtare", ose "populIsi" ("narodnost"!), populli shqiptar u zhvesh nga shumë të drejta të tij të ligjshme, të cilat i ishin premtuar me kohë nga udhëheqja e Partisë "komuniste" jugosllave.

Populli shqiptar në Jugosllavi u privua nga e drejta që të vendosë vetë për fatin e tij.

Në zjarrin e luftës, kur popujt e Jugosllavisë dhe të botës vendosnin për fatin e tyre dhe formonin organet e pushtetit popullor, më 31.XII 1943, u mblodhën në Bujan të Malësisë së Gjakovës përfaqësuesit e popullit të Kosovës, në Konferencën e Parë të Këshillit Nacional-çlirimtar. Konferenca, në të cilën merrnin pjesë 49 delegatë, përfaqësues të popullit dhe njësive partizane (nga të cilët 6 ishin serbë e malazezë), në Rezolutën që u aprovua, konkludoi se:

**"Kosova e Metohia është regjion në të cilin jeton, në pjesën më të madhe, populli shqiptar, i cili si gjithmonë, ashtu edhe sot dëshiron të bashkohet me Shqipninë, prandaj ndjejmë për detyrë të vëmë në dukje rrugën e drejtë, të cilën duhet ndjekë populli shqiptar, që shqiptarët e Kosovës e Metohisë të bashkohen me Shqipninë, - kjo asht lufta e përbashkët me popujt e tjerë të Jugosllavisë, kundër pushtuesit dhe bashkëpunëtorëve të tij të vendit, sepse kjo është e vetmja rrugë që të fitohet liria, kur të gjithë popujt - prandaj, edhe shqiptarët - do të shprehen për fatin e tyne me të drejtë të vetëvendosjes deri në shkëputje. Garanci për të gjitha këto janë UNC e Jugosllavisë dhe UNC e Shqipërisë, me të cilën asht e lidhun ngushtë. Përveç kësaj, janë garanci aleatët tanë të mëdhenj: Bashkimi Sovjetik, Britania e Madhe dhe Amerika (Karta e Atlantikut, Konferenca e Moskës dhe e Teheranit)."** ("Kosova", nr. 2, 1973)

Edhepse ky vendim ishte i drejtë, ishte shprehje e lirë e fatit të popullit tonë, e në përputhje me dokumentet e PKJ-së për vetëvendosje, ky u kundërshtua dhe u kritikua nga udhëheqja e partisë jugosllave dhe nga vetë Titua, si "vendim që është në kundërshtim me vendimet e "AVNOJ"-it.

Në një letër dërguar Komitetit Krahinor, Titua ua tërheq vërejtjen komunistëve kosovarë se "sot nuk është fjala për caktimin e kufijve në mes të Shqipërisë e Jugosllavisë të dyja vende të pushtuara, por, për çlirimin e tyre me luftë të armatosur... Pra, sot do të ishte krejt gabim të parashtrohen dhe të zgjidhen çfarëdo çështjesh kontestuese. Këto mund të zgjidhen në mënyrë të drejtë vetëm nga ana e popujve të lirë". kështu, kur ia donte puna, Titua me demagogji deklaronte se "punët që sot nuk po mund t'i zgjidhim, do t'i zgjidhim nesër, pas lufte". Duke iu kundërvënë vendosjes së pushtetit popullor me kompetenca të plota për qeverisje në Kosovë, Tito i porosit "shokët" kosovarë se "nuk duhet ta krijoni komitetin provincial, për shkak se krahina juaj nuk është një qark kompakt i veçantë (!). Ky këshill mund të jetë vetëm iniciator, vetëm organ i unitetit politik të masave, por nuk duhet t'i japim atij karakter pushteti" (!) etj.

Deri sa organet partiake jugosllave ose heshtnin ose e përcillnin punën "për nesër" populli kosovar, komunistët dhe simpatizuesit e LNC kërkonin qëndrim të prerë për fatin e shqiptarëve. Komiteti i Partisë për rrethin e Prizrenit, në një letër dërguar Komitetit Krahinor, vë në dukje se simpatizuesit e LNC nuk e kuptojnë çështjen e vetëvendosjes ashtu si e shpjegojnë ata dhe thonë: Ne u flasim se vetë populli do të vendosë për fatin e vet, por atyre u duket e çuditshme kjo përgjigje, sepse kërkojnë që t'u thuhet se a do t'i bashkohet Kosova Shqipërisë në kohën e pasluftës". Edhe Miladin Popoviçi, qysh në vitin 1943 i dërgoi në letër Komitetit Qëndror të PKJ-së, ku kërkonte që të përcaktohej përmbajtja konkrete e vetëvendosjes dhe mënyra se si të zbatohej ky parim te shqiptarët e Kosovës. "Ne kemi theksuar gjithnjë parullën e vetëvendosjes, **për nesër**. Në këtë mënyrë nuk ka mundur të mobilizohet populli shqiptar kundër pushtuesit". Më vonë, Miladin Popoviçi kërkon që KQ i PKJ të mbajë një qëndrim konkret dhe të përcaktojë formën e vetëvendosjes së shqiptarëve në Jugosllavi.

Megjithse çështja e Kosovës ishte ende e pazgjidhur, kosovarët e vazhduan luftën, duke shpresuar që së paku pas lufte do t'i fitonin të drejtat e veta kombëtare. Lufta po intensifikohej gjithnjë e më tepër, dhe nga fundi i saj formacionet luftarake në Kosovë numëronin rreth 50 mijë luftëtarë që luftonin deri në krahinën më të largët të Jugosllavisë. Kosova, luftës i dha nja 6 mijë dëshmorë, por kur i shtojmë edhe ata mijëra të tjerë të vrarë nga ushtria "e re" jugosllave, ky numër shumëfishohet. Deri sa brigadat kosovare luftonin anembanë Jugosllavisë, në Kosovë, gjatë vitit 1945, u vërsulën divizionet serbe, malazeze e maqedonase, që vranë dhe masakruan popullsinë shqiptare.

### Pas "çlirimit", Kosova përsëri në ankand

Derisa në Kosovë ishte vendosur sundimi i egër i administratës ushtarake jugosllave, në Beograd ishte vënë në ankand e tërë Kosova dhe krahinat e tjera shqiptare në Jugosllavi. Kujt do t'i takonin krahinat shqiptare? Ishte udhëheqja "e re" e Jugosllavisë "socialiste" ajo që e shtronte tani këtë pyetje, që e kishin shtruar sa e sa herë ujqit shovinistë e imperialistë.

Në Jugosllavi kishte edhe probleme të tjera të pazgjidhura, por pazarllëqet më të mëdha u bënë, si zakonisht, rreth tokave shqiptare, dhe pikërisht rreth Kosovës, pasi që krahinat e tjera, pa diskutim, u ndanë mes tri republikave të sapoformuara jugosllave, Serbisë, Maqedonisë dhe Malit të Zi.

Varianti i parë që u propozua në udhëheqjen jugosllave ishte se Kosova duhej ndarë në mes tri republikave, që e rrethonin. Ndërkohë, pas një konsultimi me Titon, rrjedh vendimi se Kosova duhet ta gëzojë statusin e autonomisë në kuadër të federatës jugosllave, por megjithatë, kjo "autonomi" do të ishte gjysmake, pasi Kosova duhej t'i bashkohej si njësi autonome njërës nga njësitë federale - republikave. Por, cilës republikë t'i bashkohej? ishte pyetja tjetër që u shtrua në Beograd.

- Ka pasur mendime (kuptohet, te udhëheqësit jugosllavë) se Kosova duhet t'i bashkohet Malit të Zi, me arsyetim se kishte një traditë të lidhjes së Komitetit krahinor të PKJ për Kosovë e Metohi me Komitetin provincial të Malit të Zi, Bokës dhe Sanxhakut, prej vitit 1937 deri më 1940, si dhe për shkak të "mentalitetit të ngjashëm të popullit shqiptar dhe atij malazez"!

- Kanë ekzistuar mendime për bashkimin e Kosovës me Maqedoninë, sepse populli shqiptar dhe ai maqedonas, sipas udhëheqjes jugosllave, janë të ngjashëm përnga numri, se në të kaluarën kanë pasur fat të ngjashëm dhe se ekziston lidhmëria e Kosovës me Maqedoninë!

- Kosova, sipas disa mendimeve, duhej t'i bashkohej Serbisë. Si arsyetim u morën një mori "faktesh": se në Kosovë rreth 20 përqind të popullsisë ishte popullsi serbe, që synon të jetë në kuadrin e Serbisë; se Vojvodina duhej t'i takonte Serbisë për shkak të përbërjes nacionale, prandaj të dy autonomitë duhej të ishin në kuadrin e një njësie federale; se Kosova ishte më e pazhvilluara në Jugosllavi, e Serbia njësia më e madhe, kështu që do të mund të jepte "ndihmë të rëndësishme ekonomike" për zhvillimin e shpejtuar të Kosovës; sepse, "nga motivet e internacionalistëve dhe komunistëve të nacionalitetit shqiptar dhe të atij serb për bashkim me Serbinë federale, kishte nevojë që, me anën e një jete të përbashkët, të afrohen populli shqiptar dhe ai serb, të cilët në të kaluarën, për shkak të politikës së qarqeve sunduese, kanë vepruar kundër njëri-tjetrit! Nga ana tjetër, bashkimi me Serbinë federale "ka qenë deri diku (Sic!) **kompromis ndaj paragjykimeve të vjetra për Kosovën serbe, me të cilat kanë qenë të ngarkuar jo vetëm disa shtresa sociale të Serbisë, por edhe një numër komunistësh dhe njerëzish udhëheqës të kësaj njësie federale"**, (nënvizimi është i "Lirisë"). (Shih "Kosova" nr. 2, 1973.)

Kështu, në bazë të të gjitha këtyre "argumenteve" e "fakteve", në favorin e Serbisë, nuk pat se si të mos fitojë propozimi i tretë, që Kosova t'i bashkangjitej Serbisë. Aneksimi arbitrar i Kosovës, i vendosur nga qarqet e larta udhëheqëse të partisë dhe të shtetit jugosllav, ishte plotësim i aspiratave shoviniste serbomëdha. Vetë A. Rankoviçi, i cili ishte edhe autori kryesor i këtij aneksimi, në prill të vitit 1945, deklaronte me mburrje se "ky aneksim është përgjigja më e mirë për ata që trumbetojnë rrezikun e copëtimit të tokës serbe, që akuzojnë LNC-në sikur do t'i dobësojë serbët për llogari të kroatëve e të tjerëve".

Aneksimi dhe shitja e Kosovës te shovinistët serbë ishte edhe një vepër e një grushti udhëheqësish tradhtarë të Kosovës, si Fadil Hoxha, Xhavit Nimani, Ali Shukrija etj. të cilët, ashtu si Koçi Xoxe me shokë, ishin vënë në shërbim të plotë të klikës Tito-Rankoviç.

Populli i Kosovës, gjatë pranverës së vitit 1945 nuk dinte se ç'po bëhej me fatin e tij në Beograd. Në prill të këtij viti, Dushan Mugosha, që atëherë ishte serkretar i Komitetit krahinor të partisë, shpreh "dëshirën" e Këshillit Nacional-çlirimtar për Kosovë e Metohi, që edhe "ne, popujt e Kosovës dhe Metohisë, t'i aneksohemi Serbisë federative motër". Kjo deklaratë e një shovinisti të tërbuar në Mbledhjen e Këshillit Antifashist të Serbisë më vonë u bë "shprehje e vullnetit të lirë dhe e vetëvendosjes së popujve të Kosovës". Më 9 prill 1945, gazeta "Borba" njoftonte se "Mbledhja e Këshillit Antifashist të popullit të Serbisë pranoi dëshirën e popullit të Kosovës e Metohisë për bashkim me Serbinë federale". Mirëpo kjo gazetë, duke harruar ç' tha njëherë, botoi më 30 qershor 1945 vazhdimin e fjalës së Dushan Mugoshës, ku ky zbulonte se Kosova nuk kishte bërë asnjë kërkesë dhe nuk kishte marrë asnjë vendim për t'iu aneksuar Serbisë. "Ne, theksonte D. Mugosha, nuk e kemi marrë ende këtë vendim në kuvendin tonë, sepse në Kosovë e Metohi vepron pushteti ushtarak. Në rastin e parë, sapo të hiqet pushteti ushtarak në Kosovë e Metohi, **ne do të vendosim në kuvendin tonë t'i aneksohemi Serbisë federative"**.

Kështu, pra, siç shihet, për Kosovën më parë u vendos në Beograd. Por, çka mbeti të bëhet në Kosovë?

Në bazë të dallavereve nga më të ndryshmet, nga të cilat ishte vendosur që Kosova të mbetej nën Serbi, u bë edhe Konferenca e Dytë e Këshillit Antifashist të Kosovë e Metohisë rreth përcaktimit të fatit të Kosovës, vetëm sa për t'iu bërë "amini" asaj që ishte vendosur në Beograd. Dhe populli ynë e di mirë se në çfarë rrethanash u zhvillua kjo konferencë (Konferenca e Prizrenit), ku delegatët hapur u kërcënuan nga njerëzit e OZNA-s se, po të mos deklarohen "pro", nuk do të kthehen më nëpër shtëpitë e tyre. Dhe, vërtet, shumë delegatë që votuan kundër vendimeve të Beogradit, nuk u kthyen më kurrë që andej. Vendimi "historik" i kësaj konference propagandohet sot nga tradhtarët si "shprehje e vullnetit dhe e dëshirës së popullit të Kosovës që ta lidhë fatin e vet

me Serbinë dhe në kuadër të saj – me Jugosllavinë"!

Nga të gjitha që u thanë dhe u vendosën për Kosovën, asnjëherë nuk doli në shesh ar syeja, nuk u fol për të drejtën e popullit të Kosovës për të vetëvendosur për fatin e tij, që Kosova kishte të drejtë edhe të të shkëputej edhe të mbetej në kuadrin e federatës jugosllave, me të drejta të barabarta me popujt e tjerë të kësaj federate.

Këto të drejta ia presupozonte popullit tonë gjaku i mija dëshmorëve i derdhur para dhe gjatë LNC-së, ia garantonte marksizëm-leninizmi, ia premtonte edhe vetë udhëheqja e PKJ-së. Sa për krahinat e tjera shqiptare jashtë Kosovës, në udhëheqjen jugoslla ve as që u fol, por, arbitrarisht u vendos që ato të ndahen në mes të tri republikave jugosllave. Edhe vetë Kosova pothuajse nuk fitoi gjë; ajo mbeti një "oblast" i republikës së Serbisë dhe asgjë më tepër.

**Kërkesa për Republikë është e drejtë dhe do të triumfojë!**

Populli shqiptar në Kosovë, Maqedoni, Ser bi e Mal të Zi me shekuj ka luftuar për lirinë e tij, për të drejtat që i takonin.Nga këto aspirata ai kurrë nuk hoqi dorë, pa ma rrë parasysh se me kë kishte të bënte. Edhe pas Luftës Nacional-çlirimtare, populli ynë nuk u mashtrua me regjimin e ri,që ishte po aq i egër e i urryer sa edhe ai i Pashiçit, por e vazhdoi luftën për të drejtat e tij, pra edhe për të drejtën e vetëvendosjes. Pa marrë parasysh kushtet e rënda të sundimit revizionist, si dhuna e terrori, dëbimi i dhunshëm, prapambetja e theksuar ekonomike, prapambetja arsimore e kulturore, populli shqiptar asnjëherë nuk pushoi së kërkuari të drejtat e tij të ligjshme, statusin e re publikës në kuadër të Jugosllavisë etj.

Çështja e statusit të republikës u shtrua sidomos në vitin 1968, më rastin e përgatitjeve të disa amandamenteve të kushtetutës së Jugosllavisë. Përveçse në shumë tubime, këtë kërkesë ia paraqiti Titos edhe një delegacion krahinor. Por Titua refuzoi t'i pë rgjigjej një kërkese të tillë, duke u arsye tuar se "republika nuk është faktor i vetëm i cili i zgjidh të gjitha problemet" ("Rili ndja", 4.XI.1968). Ishte e qartë se udhëheqja jugosllave nuk kishte ndër mend të përgjigjej në kërkesën e kosovarëve.Prandaj,në nëntor të vitit 1968 shpërthyen demonstratat e mëdha të rinisë dhe popullit. Demonstruesit, pos të drejtës për vetëvendosje,kër kuan edhe njohjen e statusit të republikës, barazinë e përdorimit të gjuhës shqipe me atë serbo-kroate, hapjen e Universitetit të Kosovës, etj. Demonstratat u shuan me gjak nga forcat policore. Por, pas tyre, udhëheqja jugosllave u detyrua t'i plotësonte disa nga kërkesat, si lejimin e përdorimit të flamurit kombëtar, barazinë e gjuhëve, hapjen e Universitetit, por kërkesa për republikë nuk u pranua, veçse, si satisfaksion, u forcua statusi i autonomisë dhe, nga një "oblast", Kosova u shndërrua në një Krahinë Autonome dhe u bë element konstituiv i federatës.

Kosova fitoi "autonominë", por, megjithatë, ajo mbeti një koloni e thjeshtë e Serbi së dhe e republikave të tjera, kurse pozita e shqiptarëve në republikat e tjera pothuaj se nuk ndryshoi fare. Mbi popullin tonë vazhduan shtypja e shfrytëzimi i egër kapitalist e kolonial.

Miliona e miliarda tonelata xehe plumbi, zinku, ari e argjendi, që ka nëntoka e pasur kosovare, drejtohet në Serbi dhe republi ka të tjera jugosllave, ose marrin rrugën e kontinenteve. Se ç'bëhet me xehen gjysmë të përpunuar të "Trepçës" tashmë po e dinë, si minatorët e këtij gjigandi, ashtu edhe popu lli i Kosovës; se ajo merret me çmim shumë të ulët sesa çmimi ekonomik dhe ai ndërkombëtar, se shkon si xehe gjysmë e përpunuar, se shkon për t'i paguar borxhet e shumta të regjimit jugosllav te kapitalistët ndërkombëtarë etj. Rrugë të njëjtë ndjek edhe thën gjilli (ari i zi i Kosovës), rryma elektrike, bereqeti i arave tona, mishi i bagëtisë sonë... Një trajtim i tillë ka bërë që Koso va, edhepse është më e pasura me begati natyrore, të jetë në të vërtetë krahina më e varfër dhe më e pazhvilluar në federatën ju gosllave!

Populli shqiptar në Jugosllavi dhe rinia e tij heroike, nuk janë pajtuar dhe nuk paj tohen kurrë me një pozitë dhe trajtim të ti llë të Kosovës dhe viseve të tjera shqiptare. Prandaj, ai nuk e ka pushuar asnjëherë luftën e tij për të drejta e liri.Kjo është edhe arsyeja që populli ynë, i bashkuar si një trup i vetëm, gjatë pranverës që shkoi, vërshoi rrugëve të qyteteve e fshatrave të Kosovës,duke brohoritur:**Kosova është jona!" "'Trepça' është jona!", "Kosova-kosovarëve! "Mjaft më shtypje e shfrytëzim!", "Kosova – Republikë!", "Republikë, Republikë!"** etj.Me këto parulla në gojë, populli ynë u përlesh heroikisht me kordone policësh serbë, u për lesh me ushtrinë fashiste të Jugosllavisë e me tanket e tyre.

Kërkesa e popullit shqiptar në Jugosllavi për vetëvendosje e republikë, është e drejtë dhe krejt e ligjshme. Për këtë të drejtë populli ynë ka luftuar shekuj me radhë, për të lufton ai sot e do të luftojë pa marrë parasysh asnjë sakrificë, deri në realizimin e saj të plotë, deri sa ai të bëhet zot i tokës dhe fatit të tij.

**Kosova dhe tokat e tjera shqiptare në Jugosllavi janë të atyre që jetojnë në to, dhe vetëm ata kanë të drejtë të vendosin për fatin e tyre!**

# Tradhtarët e vjetër dhe tradhtarët e rinj

Cdo pushtues, për të bërë zap popullsinë e pushtuar, rekruton në organet e pushte tit të vet një numër vendësish,të cilët bëhen përçes të politikës, të ideologjisë dhe të urdhrave të atij pushteti.

Nga viti 1912, kur tokat shqiptare në Kosovë e Rrafsh të Dukagjinit, në Maqedoni, Mal të Zi si dhe ato në Serbinë e sotme të ngushtë iu shkëputën padrejtësisht trungut shqiptar dhe hynë nën zgjedhën e egër serbomalazeze, në shërbim të pushtetit të huaj hynë edhe njerëz nga radhët e popullsisë vendëse shqiptare, që nga "poverenikët" më të thjeshtë e deri te deputetet në parlament.

Përfaqësues tipikë të indigjenëve të rekrutuar në aparatin shtetëror të pushtuesve jugosllavë ishin dikur Dragajt e Mitrovicës, Begollët e Pejës, Kruezitë e Gjakovës etj., dhe më pastaj, në aparatin revizionist titist – Fadilj Hodžët, Džavid Nimanët, Mahmud Bakalët etj.

Në kohën e Jugosllavisë së vjetër kishte ndodhur që populli shqiptar, duke u nisur nga të drejtat formale që garantonte kushtetuta e atëhershme, bënte edhe përpjekje për të zgjedhur përfaqësuesit e vet në organet e pushtetit (rasti i Zef Lush Markut, Lufta e Baranit e 1937-ës) dhe, për ta realizuar këtë të drejtë, ishte përgjakur sa e sa herë me pushtetin shovinist. NDërkaq, në Jugosllavinë e Titos, pushteti e ka kursy er popullin: ai është kujdesur vetë për njerëzit që do të zgjedhen në organet shtetërore. "Poverenikët" dhe deputetët shqiptarë në "parlamentin" titist i gjejmë në një pozitë më të mirë se ata në Jugosllavinë mbretërore: këta s'kanë nevojë as të luajnë veshin për të bërë çkado për popullin në mënyrë që të fitojnë simpatinë e tij.Mjafton që t'u përgjigjen kërkesave të pushtuesit dhe e kanë të siguruar kolltukun e butë.Vullneti i popullit përjashtohet fare, sepse , në vendet udhëheqëse (qoftë edhe për një drejtor të thjeshtë), funksionarët nuk zgjedhën por emërohen nga forumet e larta loka le dhe qëndrore. Pasi t'i ketë zgjedhur për qejfi, pushteti i quan këta njerëz – përfaqësues të popullit. Po edhe populli, logjikisht, ata i quan – tradhtarë të popullit Sepse, sipas praktikës së deritashme, është dashur të japësh provime të shumta të gatishmërisë për të bërë politikë antishqiptare, ani pastaj të të emërojë pushteti në ndonjë organ lokal apo qëndror.

S'ka tjetër emër për këta sahanlëpirës që i shërbyen me besnikërinë e qenit, jo popullit, nga gjiri i të cilit kanë dalë, po regjimit të egër antipopullor e antishqi ptar, te i cili janë shitur badihava. Ata u bënë thjeshtë një vegël e verbër në reali zimin e politikës shoviniste dhe të gjenocidit mbi shqiptarët.

Me pajtimin e plotë të këtyre tradhtarëve u masakrua, më 1945, popullsia shqiptare në Drenicë e Gjilan, në Tetovë e gjetkë. Me heshtjen e tyre aprovuese u likuiduan dhjetëra mijra partizanë shqiptarë në Tivar, në Srem e Slloveni, ku kishin vajtur për t'u dalë në ndihmë popujve fqinjë jugosllavë në dëbimin e çizmes fashiste. "Poverenikët" dhe funksionarët titistë ishin kokë e këmbë të pranishëm kur u shkel me të dy këmbët vullneti i popullit shqiptar në Kosovë dhe në viset e tjera shqiptare, i shpreh-ur në Rezolutën e Konferencës së Bujanit, më 1943, e cila shqiptarëve u garantonte të drejtën për vetëvendosje deri në shkëputje dhe bashkimin me vendin amë, Shqipërinë, e që ishte aspiratë e natyrshme shekullore e popullit tonë të martirizuar.Në vend që të viheshin me guxim në ballë të popullit tonë të shkretë e të dërmuar luftërash, masakrimesh e skamjeje, t'i prinin atij në rrugën e mëtejshme të çlirimit kombëtar dhe kla sor (kur Jugosllavia shkeli të drejtat e premtuara, për të cilat populli ynë pat derdhur pa kursim gjakun e bijve të vet të shtrenjtë), tradhtarët Fadilj Hodza e Dzavid Nimani me shokë, parapëlqyen qyqarinë dhe pajtimin në heshtje me të gjitha të zezat që kishte përgatitur për shqiptarët klika titiste. Ata ishin këtu edhe kur zbriti dhe u shkel për më se 20 vjet flamuri shqiptar. (Të verbërit: Pse edhe ata nuk kërkuan të ndaloheshin flamujt e kombeve të tjera në Jugosllavi – në emër të "internacionalizmit proletar" – siç bënë jugosllavët me shkabën tonë dykrenare?!) Ata nuk paraqitën kundë rshtimin më të vogël as më 1947, kur u zbrazën drithnikët e Kosovës dhe populli ynë i uritur u detyrua të ushqehej me barishte, se kopallat e demagogjitë revizioniste nuk jepnin bukë. Për më tepër, tradhtari Dzevdet Hamza u ndodh në krye të detyrës për rea lizimin e aksionit famëkeq të armëve, më 1956, kur populli shqiptar u masakrua, kur dinjiteti i popullit tonë u kërcënua të ulej deri në baltë nga zullumet e gjakpirësve titistë-rankoviçistë. Qyqarinë e tyre nuk e preku as vajtimi i djepeve shqiptare,loti i nënave as malli i burrave shqiptarë, që u dëbuan nga vatrat stërgjyshore dhe morën në sy shkretëtirat e Anadollit. Tradhtarët ishin gjithnjë këtu, të pranishëm kudo, si biberi në tavë, dhe bënin jetën e tyre të rehatshme në kushtet e "vëllazërim-bashkimit" të xhelatit me viktimën. Dhe për këtë merrnin shpërblim racionin e turpshëm prej sahanlëpirësish: së pari në triska të majme për ushqim e veshmbathje, pastaj në shtëpi të mëdha e apartamente, e më pastaj në vila e vetura.

Kur krimet individuale e masive të ushtruara nga klika titiste mbi popullin tonë, s'e prekën dot atë lëkurë bualli-mamuth të renegatëve shqiptarë, marrëzia më e madhe

(Vijon në faqen 17)

## Shoku Enver Hoxha për Kosovën:

# JUGOSLLAVET TE VRASIN NATEN E TE QAJNE DITEN

**Në Konferencë iu dha fjala edhe Bllazho Jovanoviçit, të deleguarit të Partisë Komuniste të Jugosllavisë. Ai tha se sillte përshëndetjet e Komitetit Qendror të Partisë Komuniste të Jugosllavisë, të të gjithë** popujve të Jugosllavisë, që luftonin kundër okupatorëve, sillte solidaritetin e tyre me Partinë Komuniste të Shqipërisë dhe me luftën heroike të popullit tonë. Ai, gjithashtu, shprehu gëzimin për njohjen e Partisë sonë nga Kominterni.

Bllazho Jovanoviçi në fjalimin e tij përshëndeti luftën dhe sukseset e Partisë sonë. Ai çmoi luftën që kishte bërë Partia jonë kundër elementëve grupashë, i theksoi këta si të rrezikshëm për unitetin e Partisë dhe pastaj tregoi shkurtimisht eksperiencën e Partisë Komuniste të Jugosllavisë në zhvillimin e luftës dhe në organizimin e saj.

Në Konferencë e mori, gjithashtu, fjalën edhe shoku ynë i shtrenjtë, internacionalisti jugosllav, Miladin Popoviçi. Diskutimi që bëri në Konferencën e Parë të Vendit ishte i pjekur dhe mendimet e tij ishin të drejta. Me vlerësimin e lartë që i bëri në Konferencë punës së Partisë sonë, ashtu si edhe më parë e më pas, ai e tregoi veten se qe një komunist i vërtetë internacionalist, një mik i dashur e i sinqertë i Partisë e i popullit tonë.

Midis të tjerash, në mendje më ka mbetur edhe një moment tjetër gjatë Konferencës që tregon më së miri se kush qe Miladin Popoviçi. Në përshëndetjen e tij Bllazho Jovanoviçi, pasi vlerësoi punën dhe veprimtarinë e Partisë sonë Komuniste, foli edhe për Miladinin e Dushan Mugoshën dhe në njëfarë mënyrë bëri aluzion se këta ishin «krijuesit» (!) e Partisë sonë. Miladini, si internacionalist, duke qenë kundër pikëpamjeve të tilla, në ndërhyrjen e tij, theksoi:

**— Askujt nuk duhet t'i shkojë ndër mend se Partinë Komuniste të Shqipërisë e kemi krijuar ne, dy** të dërguar të Partisë Komuniste të Jugosllavisë. Jo, e vërteta është se Partinë Komuniste të Shqipërisë e krijuat vetë ju, komunistët shqiptarë dhe, nëse duhet folur për rolin tim, ose të çdokujt tjetër të jashtëm ky rol s'është gjë tjetër veçse ajo që në marrëdhëniet midis partive motra quhet ndihmë e përkrahje internacionaliste, vëllazërore. Partinë tuaj Komuniste ju do ta krijonit siç e krijuat, edhe sikur të mos vinim ne këtu[1].

I tillë qe Miladin Popoviçi prandaj ne e nderonim dhe e respektonim atë për cilësitë e tij të larta dhe për mirëkuptimin që arrinim, kur bisedonim për njërin apo për tjetrin problem. Siç thashë, në ato vite, ne qemë njohur edhe me Dushan Mugoshën dhe në prag e gjatë punimeve të Konferencës, edhe me Bllazho Jovanoviçin. Dushani qëndroi në Shqipëri pothuaj deri në prag të Çlirimit, por nuk i afrohej Miladinit as nga kapaciteti, as nga kultura, as nga bonsensi e thellësia e mendimit dhe as nga karakteri. Miladini ishte i çiltër, i dashur me shokë, i rreptë me armiqtë, njeri me kulturë e me horizont të gjerë, komunist nga zemra e nga botëkuptimi, kurse Dushani, pa ia mohuar që ishte trim e punëtor, ishte i ngushtë, sektar, i përciptë, i nxituar dhe që me intrigat e tij, çorientoi e dëmtoi shumë organizata e kuadro. Por fytyrën e tij të ndyrë prej shovinisti e titisti, të një agjenti të ulët të Rankoviçit e armiku të betuar kundër shqiptarëve të Kosovës, ai e tregoi më mirë kur Partia Bolshevike e Stalini i madh dhe, pas saj, Partia jonë demaskuan klikën trockiste të Titos.

Gjatë ditëve që ishte në Shqipëri, siç thashë, ne njohëm edhe Bllazho Jovanoviçin.

Në një nga bisedat që patëm me të ky «shfaqi mendimin» se në ndonjë rast Partia jonë kishte rënë në «sektarizëm» (e kishte fjalën për konsiderimin e gabuar të ndonjë çete partizane si «çeta e partisë», gjë që ne vetë e kishim kritikuar qysh më parë dhe e kritikuam edhe në Konferencë); gjithashtu, siç përmenda më lart, në Konferencë, «lëshoi» për herë të parë aluzionin se Partinë tonë e kishin krijuar jugosllavët.

Ne ia kundërshtuam me forcë Bllazho Jovanoviçit thëniet e tij, argumentuam se si qëndronte e vërteta mbi të ashtuquajturat çeta të partisë dhe u duk se ky ra dakord me ne. Më pas, mbaj mend që as unë, as Miladini nuk patëm me të ndonjë fërkim a mosmarrëveshje, ai qëndroi brenda funksioneve të tij, bile megjithëse ishte anëtar i KQ të PK të Jugosllavisë, ai dëgjonte me vëmendje bisedat, argumentet, raportimet etj., të Miladinit se e shihte që ky e njihte mirë gjendjen e Partisë e të luftës në Shqipëri dhe, siç thashë, në përshëndetjen që i bëri Konferencës së Parë të Vendit, vlerësoi lart realizimet që ishin arritur nga Partia jonë e re, si në ngritjen e forcimin e saj, ashtu dhe në zhvillimin e luftës antifashiste të popullit shqiptar.

Është e çuditshme se si pak kohë pas Konferencës së Parë të Vendit erdhi S. V. Tempoja, dhe, me një arrogancë e prepotencë të paparë, deshi të hidhte poshtë gjithë vijën e Partisë sonë. Si duket, udhëheqja e PKJ nuk ishte kënaqur ngaqë Bllazho Jovanoviçi nuk mundi ta kryejë si deshën ata rolin që i kishin ngarkuar, prandaj dërguan Tempon me «vërejtje» e «kritikë», me plane për «Shtabin ballkanik», për të futur në një thes «federativ» Shqipërinë, Bullgarinë e Greqinë. Vërejtjet e propozimet e tij absurde e arrogante nuk mund t'i pranonim dhe u grindëm e u ndamë keq me të si unë dhe Miladini. Që në këtë kohë



ai përpunoi Koçi Xoxen dhe e nxiti për prapaskena kundër udhëheqjes së shëndoshë të Partisë sonë, por Tempoja s'kishte kohë të ndalej shumë në Shqipëri, se kishte plane «të mëdha» dhe me komunistët grekë e bullgarë.

Pikërisht në këtë periudhë nisi të shfaqej konflikti i ashpër midis nesh dhe udhëheqjes së PKJ e që më pas erdhi gjithnjë duke u acaruar. Ky konflikt në fillim dukej sikur shkaktohej nga personat e dërguar, siç qe rasti i Tempos në verën e 1943-së apo i Velimir Stojniçit e Nijas Dizdareviçit në verën e vjeshtën e 1944-ës, por koha do të vërtetonte se rrënjët dhe synimet e konfliktit ishin shumë më të thella, të paramenduara prej kohësh e tepër armiqësore. Lufta jonë e vazhdueshme me elementët që përmenda më lart si dhe me pjesëtarët e tjerë të klanit të tyre, si Dushan Mugosha, Velimir Stojniçi, Nijaz Dizdareviçi, Josip Gjergjia, Boris Kidriçi, Savo Zllatiçi, Sergei Kraiger, gjenerali Kupreshanin, Serzhentiçi e të tjerë, të cilët gjatë viteve të luftës, por edhe pas Çlirimit erdhën në Shqipëri të dërguar nga KQ i PKJ, na bindi se konflikti që shpërtheu mes nesh nuk vinte nga «gabime» të njërit apo të tjetrit të dërguar, por e kishte burimin e vërtetë te vija dhe te synimet antimarksiste e antishqiptare të vetë udhëheqjes jugosllave me në krye Titon.

Në dokumente të shumta të Partisë sonë e në mjaft shkrime të miat janë pasqyruar gjerësisht qëndrimet e drejta dhe lufta jonë e ashpër dhe parimore me të dërguarit e Titos në Shqipëri (për të gjithë këta kam hedhur në letër, gjithashtu, një cikël kujtimesh), por këtu, meqë është rasti, dëshiroj të ritheksoj dy-tri momente:

Ashtu si Miladin Popoviçin edhe të dërguarit e tjerë të Jugosllavisë, që erdhën në Shqipëri në vitet e rënda të luftës (bile edhe në vitet e para pas luftës), ne i kemi pritur kurdoherë me zemër të hapur, pa prapamendime; i kemi pritur si komunistë, si vëllezër idealesh dhe nga ana jonë kemi bërë gjithçka që t'i respektonim si të tillë e të na respektonin si të tillë. Ardhjen e tyre në Shqipëri ne e çmonim si një ndihmë e përkrahje internacionaliste që na jepte një parti motër, anëtare e Kominternit, dhe jo si një ndihmë që na e jepte ky apo ai person i veçantë, qoftë ky edhe Titoja. Atëherë ne qemë të rinj, shumë gjëra edhe s'i dinim, por ama, si komunistë, ne e dinim mirë se çështjet më kardinale, më thelbësore të Shqipërisë na takonte t'i zgjidhnim e t'i vendosnim vetë ne e, me luftë e përpjekje, me mund e sakrifica, i zgjidhëm e i vendosëm vetë ne, komunistët shqiptarë. Por edhe eksperiencën e një partie motër qemë të gatshëm ta pranonim me gjithë zemër.

Për problemet e ndryshme të punës e të ndërtimit të Partisë ne kishim një mendim tonin, kishim një përvojë të fituar nga studimi i literaturës marksiste, përvojën sado fillestare të kohës së grupeve etj. Por me vëmendje e respekt dëgjonim edhe fjalën e miqve, në rastin konkret të të dërguarve të Partisë Komuniste të Jugosllavisë. Kur ajo që na thoshin ata na dukej me vend, ne e aprovonim dhe për këtë s'kishte si të mos i falënderonim.

Kur jeta, praktika e justifikonte atë që na kishin sugjeruar ata, ne, si komunistë e si shqiptarë nuk e kursenim shprehjen e mirënjohjes më të thellë. Por kur jeta nuk e justifikonte atë që na thoshin, atëherë ne vetë vendosnim dhe gjenim një formë apo një rrugë më të përshtatshme. Gjer këtu s'kishte asnjë të keqe. As ne s'kishte pse të zemëroheshim me miqtë, por as ata s'kishte pse të zemëroheshin me ne, meqë s'doli e tyrja. Në procesin e luftës e të punës të tilla fenomene s'ka si të mos ndodhin. Mjaft që gjithçka të jetë e sinqertë dhe e ndershme, mjaft që gjithçka të jetë thënë apo sugjeruar me pastërti komuniste, me synimin për të mirën e çështjes. Kështu e shihnim ne, komunistët shqiptarë, eksperiencën që na jepnin të dërguarit e PKJ, dhe pikërisht se e shihnim kështu, prandaj dhe i çmonim ata, i nderonim, e në shumë raste u jepnim më tepër, bile shumë më tepër se ç'u takonte. Si komunistë mendonim se dashuria, shpesh e tepruar, që u shfaqnim miqve, nuk sillte ndonjë të keqe midis komunistësh vëllezër; si shqiptarë kështu na thoshte të vepronim tradita e lashtë e nderimit të mikut që të ka ardhur në vatër.

Por kur «miqtë» e viteve të para, apo «miqtë» e dekadave më vonë abuzuan me ne e synuan të bëhen «zotër» të shtëpisë, ne ditëm t'i bindim se shtëpia jonë përveç vatrës së ngrohtë ka dhe një derë, bile dhe penxhere...

Por nuk i shihnin kështu, nuk niseshin nga këto pozita marksiste shumica, për të mos thënë të gjithë të dërguarit e Titos, me përjashtim të Miladin Popoviçit. Të rëndë e «seriozë të mëdhenj», kush me poza «strategu» e kush me fraza «mendimtari», me presione, intriga e me hipokrizi, hap pas hapi ata filluan ta shfaqnin qartë thelbin e tyre. Akademi e kurse speciale partie ne s'kishim bërë, por që ata blofonin, që ata shpesh ngatërronin më tepër sesa ndihmonin, këtë nisëm ta vëmë re. Me këta të dërguar kemi pasur fërkime e kundërshtime për çështje parimore, për probleme vije: duhej të ndërtonim këshillat apo sovjetët; brigadat duhej t'i quanim «brigada sulmuese» apo «brigada proletare»; shqiptarët e Kosovës e të Maqedonisë duhej të luftonin sipas pikëpamjes sonë marksiste-leniniste, apo sipas pikëpamjes shoviniste të Vukmanoviç Tempos; duhej ta fshihnim Partinë nën maskën e Frontit dhe ta mbanim në gjendje pak a shumë ilegaliteti edhe pas Çlirimit, apo Partia të qëndronte në ballë, flamur, siç donim ne dhe jo siç pretendonte i dërguari i Titos, Velimir Stojniçi. Ky Stoj-

niçi, me një pretendim të çmendur dhe kriminal, kërkonte të na imponionte atë vijë likuidatore që Partia nuk e kishte pranuar as në kohën e luftës. Dhe kur e kërkonte këtë? Pikërisht kur Partia, vija e saj e drejtë, kishte fituar dhe kur duhej grumbulluar gjithë populli në luftën e ardhshme për rindërtimin dhe për zhvillimin socialist të vendit.

Mblidheshim tok me Miladinin dhe rrinim me net të tëra pa gjumë, duke diskutuar për t'u rezistuar në mënyrë luftarake këtyre elementëve, me të cilët, edhe pse i njihnim si shokë, nuk bashkoheshim në çështje vije. Ç'është e vërteta edhe Miladini, edhe unë, edhe shokët e tjerë, fillimisht, pa e njohur, kishim besim te Titoja. Kur bisedonim të dy, thoshim se nuk mund të mendojë Titoja kështu, por janë këta njerëz që gabojnë.

— Miladin, — i thosha unë, — ne nuk gabojmë. Situatën e vendit tonë, mentalitetin e popullit tonë i njohim ne dhe jo ata, prandaj nuk mund të dalim kurrsesi me parulla të majta, duke u nisur nga fakti që në Jugosllavi u krijuan brigada proletare. Vija e PKSH nuk është oportuniste, siç pretendoi Tempoja kur u grindëm me të në Kucakë, dhe as sektare, siç pretendon Velimir Stojniçi.

— Jam dakord me ty, Taras, — më thoshte Miladini, — ju keni të drejtë që nuk lëvizni nga mendimet tuaja. Ata le të mendojnë çfarë të duan.

— Fundi i fundit, — i thosha «Aliut» (këtë pseudonim i kishim vënë Miladinit), — ne, Komiteti Qendror i Partisë Komuniste të Shqipërisë, jemi të vetmit përgjegjës përpara Partisë dhe përpara popullit tonë.

Këto kundërshtime parimore zhvilloheshin shumë më përpara se të demaskohej grupi i Titos si renegat e tradhtar i marksizëm-leninizmit dhe, siç thashë edhe më lart, Miladin Popoviçi jo vetëm s'kishte asnjë kundërshtim me vijën e ndjekur nga Komiteti Qendror i Partisë sonë, por edhe ndihmonte që kjo vijë të zbatohej e të mbrohej. Por ndihma dhe sinqeriteti i tij komunist binin në kundërshtim me planet djallëzore të Titos ndaj nesh, prandaj Miladini u thirr në mënyrë të hapur armiqësore nga Titoja, që të gjykohej për veprimtarinë e tij «armiqësore» dhe për t'i lënë dorë të lirë Velimir Stojniçit, i cili kishte ardhur ato kohë në Shqipëri, si përfaqësues dhe «instruktor» i PK të Jugosllavisë dhe i dërguar i Titos dhe që më 1944 organizoi prapaskenën e Beratit kundër Partisë sonë heroike, kundër vijës së saj të drejtë dhe të pamposhtur marksiste-leniniste, kundër Partisë që i ngriti masat në këmbë dhe i organizoi e i çoi në fitore. Ai luftoi me porosi të Titos edhe kundër Sekretarit të Përgjithshëm të Partisë. Titoja synonte të dobësonte e më në fund të likuidonte Partinë tonë, të dobësonte vendin akoma më shumë në pragun e fitores dhe, me anë të klikës së Koçi Xoxes, ta bashkonte Shqipërinë me Jugosllavinë.

Më kujtohet si sot që, në kohën kur Miladini u urdhërua të kthehej në Kosovë, para se të ndahej nga ne, duke shëtitur unë dhe ai u ngjitëm në kodrat e Odriçanit, e, duke biseduar, ai më tha:

— Taras, dëgjo! Këta, Stojniçi dhe Dizdareviçi, janë armiq. Vetëm në mos u pjeksha dot me Titon, se këta dhe të gjithë ata që i kemi luftuar së bashku, do t'i demaskoj.

Por shpejt ne do të bindeshim që vetë udhëheqja jugosllave, me Titon e Rankoviçin në krye, ishte dora që i kishte përgatitur e i kishte dërguar te ne, për veprimtari antiparti e antishqiptare, Mugoshët, Vukmanoviçët, Stojniçët e të tjerë. Dhe më pas, kur tradhtia e tyre doli sheshit, fabrikuan «libra të bardhë» e broshura, artikuj e «kujtime», një propagandë të tërë false e të ndyrë për të detyruar opinionin që të besojë se ata kanë krijuar këtë e atë, se ata e bënë këtë e atë, shkurt, ata na e paskan bërë diellin të dalë mëngjeseve në Shqipëri!

Këta flasin shumë për të dërguarit jugosllavë, të cilët erdhën për herë të parë nga Kosova në Shqipëri në gjysmën e dytë të vitit 1941, por nuk përmendin një fakt real: qysh në pranverën e 1939-s e më 1940, por sidomos pas prillit 1941, kur hynë italianët në Kosovë, nga Shqipëria u dërguan në Kosovë një numër komunistësh, me origjinë nga ato anë, por që prej kohësh ishin bërë këtu komunistë e vepronin këtu si komunistë. Ata dhanë atje kontributin e tyre për organizimin e Partisë e të Luftës Nacionalçlirimtare në Kosovë e gjetkë, shumë prej tyre dhanë jetën në zjarrin e luftës.

Po kështu në vitin 1941, por edhe më pas, nga Shqipëria shkuan në Kosovë e në krahina të tjera me popullsi shqiptare në Jugosllavi, dhjetëra e dhjetëra mësues shqiptarë. Ne, komunistët e atëhershëm, duke shfrytëzuar këtë rast legal, u përpoqëm dhe mundëm të futnim në përbërjen e atyre që u dërguan me punë në Kosovë elementë patriotë e revolucionarë, shumë nga shokët, miqtë e simpatizantët e grupeve tona komuniste, e më pas, të Partisë Komuniste që krijuam. Ata me porosinë tonë dhanë atje një kontribut të ndjeshëm, duke përkrahur e duke u hedhur aktivisht në luftën antifashiste të popullit trim kosovar, vëllezërve tanë të një gjaku.

Dihet edhe kjo e vërtetë: njësi të tëra të Ushtrisë sonë Nacionalçlirimtare, me urdhër të Shtabit tonë të Përgjithshëm, që në ditët e para të tetorit 1944, kur akoma s'qe çliruar plotësisht Shqipëria, vazhduan luftën heroikisht në Kosovë, kurse pas Çlirimit të vendit, brigada të tjera të ushtrisë sonë (dy divizione: V dhe VI), vazhduan luftën edhe në vise të tjera të Jugosllavisë, krah për krah me njësitet e partizanëve kosovarë e të Ushtrisë Nacionalçlirimtare të Jugosllavisë. Disa qindra prej partizanëve tanë dhanë jetën në Kosovë, në Malin e Zi, në Sanxhak e në Bosnjë ku luftuan.

Pa qenë nevoja të rreshtojmë fakte të tjera, le të bëjmë pyetjen: Sikur të ndiqnim edhe ne logjikën e Tempove mbi rolin e «të dërguarve», atëherë në ç'konkluzione duhej të arrinim e ç'pretendime duhej të paraqitnim, të paktën për zonat ku shkuan e luftuan jo më 5 a 6 «të dërguar» me çanta në sup, por qindra e mijëra veta me armë në krahë?!

Historia, koha e kanë thënë e do ta thonë fjalën e vet të padiskutueshme, kurse shpifjet e pafund të Tempove me kompani do të mbeten shpifje që s'qëndrojnë në këmbë. Por ata neve s'kanë ç'na bëjnë tjetër, le të vazhdojnë të fabrikojnë shpifje, «kurora dafine» për «lavdinë» e tyre aspak të lavdishme.

Terrenin e falsifikimeve të ardhshme ata e përgatitën qysh më 1945. Jo shumë kohë pas çlirimit të Kosovës Miladin Popoviçin e vranë prapa krahëve njerëzit e UDB-së, sepse ishte shprehur për të drejtën e popullsisë shqiptare të Kosovës për vetëvendosje. Për këtë kemi bindje të plotë jo vetëm nga bisedat që bënim me Miladinin, kur ishte në Shqipëri, por në Arkivin e Komitetit Qendror të Partisë sonë kemi dokumente që flasin qartë për këto pikëpamje të komunistit internacionalist, Miladin Popoviçit. Pas kësaj njerëzit e Titos trumbetuan se vrasjen gjoja e paskësh bërë... një shqiptar kosovar! Dhe ku? Mu në tavolinën e tij të punës, në shtëpinë që ruhej nga partizanë jugosllavë! E gjithë kjo farsë kriminale qe organizuar, pra, me cinizmin më të madh nga Titoja me Rankoviçin e njerëzit e tyre, në mes të të cilëve edhe Dushan Mugosha, për të fshehur gjurmët e tradhtisë së tyre karshi nesh. Njeriut, që ata e urrenin dhe e vranë, sepse ai s'mund të pajtohej me veprën e tyre armiqësore ndaj komunizmit, i vunë dekoratën e heroit të popujve të Jugosllavisë. Ky veprim u shkon vetëm banditëve të tillë, për të cilët populli ynë thotë: «Të vrasin natën e të qajnë ditën».

Më kujtohet se, kur vajta për herë të parë në Jugosllavi, as Titoja dhe askush tjetër nuk më tha fjalën më të vogël për Miladin Popoviçin. Vetëm në një miting m'u afrua një plakë e thinjur, e cila, duke më puthur e përqafuar, më pëshpëriti: «Jam nëna e Miladinit dhe e Mihajllos, që luftuan tok me ty, djalli im Enver Hoxha». E shtrëngova fort në kraharor, po m'u zu fjala në grykë dhe m'u mbushën sytë me lot për kujtimin e shokut tim të dashur, Miladin Popoviçit. Nuk mund të duroja të heshtja dhe në fjalën time atje fola për Miladinin fjalët më të mira e më të ngrohta që ai i meritonte.

Shpejt do të vinte dita t'i thoshim edhe për të tjerët ato që meritonin, do të vinte, pra, dita kur ne, hapur e botërisht, do të denonconim e do të demaskonim veprimtarinë antimarksiste e antishqiptare të udhëheqjes së PKJ me Titon në krye. Në këtë kuadër do të flisnim edhe për të vërtetën mbi veprimtarinë antishqiptare të të dërguarve jugosllavë në Shqipëri, veprimtari e cila filloi të shtohej e të egërsohej pas Konferencës së Parë të Vendit të PKSH.

## Kongresi i 2-të i „vetadministruesve":

# DESHMI E KALBEZIMIT TE „VETADMINISTRIMIT" TITIST

**Ka kohë që propaganda revizioniste në Jugosllavi po bën një zhurmë shurdhuese rreth Kongresit të ashtuquajtur të "vetadministruesve", që u mbajt këto kohët e fundit në Beograd. Në fjalimet e krerëve revizionistë si dhe në komentet e shumta që kanë mbushur faqet e shtypit jugosllav, po ngritet në qiell "rëndësia e madhe" e këtij kongresi, i cili po cilësohet si "ngjarje e madhe", "e jashtëzakonshme", bile edhe "historike"! Si zakonisht në raste të tilla, kjo zhurmë po shoqërohet edhe me himne e ditirambe plot absurditet e monotoni kushtuar Titos e "vetadministrimit", "vëllazërim-bashkimit" e "mosangazhimit" etj., etj.**

Në gjendjen e rëndë ku është katandisur Jugosllavia, revizionistët e thirrën këtë kongres me qëllim që t'i vënë ndonjë shtyllë sistemit të tyre të kalbur, që t'i bindin masat punonjëse se nuk është sistemi kapitalist i "vetadministrimit" shkaktar i gjendjes së tyre të rëndë, por fajtor qenka moszbatimi i tij në praktikë, se udhëheqja jugosllave gjoja shqetësohet jo vetëm për gjendjen e vështirë të masave, por edhe "lufton" e "punon" për përmirësimin e saj.

Në këtë mënyrë po mundohen revizionistët të mashtrojnë proletariatin dhe popujt jugosllavë, duke u bërë atyre petulla me ujë. Po opinioni jugosllav është mësuar me propagandën e tillë mashtruese, dhe nuk gënjehet lehtë. Po këto fraza stereotipe, po këto lavdata, gënjeshtra e premtime boshe kanë dëgjuar punonjësit jugosllavë edhe në dy kongreset e mëparshme, nga të cilat atyre s' u erdhi asnjë e mirë. Prandaj, janë të paktë naivët që mund të varin ende ndonjë shpresë te ky kongres apo te farsat e tjera të ngjashme, që inskenojnë revizionistët.

Si në rezolutë, ashtu edhe në referatet që u paraqitën në Kongres, flitet për "suksese të mëdha" e "përparime të papara" që qenkan arritur në periudhën mes dy kongreseve. Por, se çfarë janë në të vërtetë këto "rezultate" tregon më së miri gjendja e tanishme, të cilën edhe vetë revizionistët po e vlerësojnë "gjendje shumë e rëndë dhe e ndërlikuar".

Kriza e rëndë dhe e gjithanshme që e ka mbërthyer ekonominë jugosllave sa vjen e thellohet. Ritmet e ngadalësuara të prodhimit, e në shumë degë të rëndësishme edhe rënia e tij, humbjet gjithnjë më të mëdha financiare, aftësia akumuluese gjithnjë në rënie, deficiti i madh tregtar, borxhet e shumta, rritja e pafrenueshme e çmimeve, inflacionit dhe kostos së jetesës, kaosi, konkurrenca e anarkia në treg, e kanë sjellë atë në një gjendje kritike të pashërueshme.

Gjatë vitit 1980 çmimet shënuan rritjen e tyre më të madhe në 15 vjetët e fundit, dhe në maj të këtij viti ato ishin jo më pak se 52,6 për qind më të mëdha se në majin e vitit të mëparshëm. Vetëm gjatë muajve të parë të këtij viti inflacioni, sipas të dhënave që japin vetë revizionistët, arriti në nivelin rekord - 53 për qind, që është jo vetëm niveli më i lartë në Evropë, por edhe ndër më të lartët në botë. Për pasojë, çdo ditë shtrenjtohet edhe kostoja e jetesës, e cila në maj të këtij viti ishte 53,4 % më e shtrenjtë se një vit më parë, kurse të ardhurat reale të punëtorëve gjatë tre muajve të parë të këtij viti - 11% më të vogla se gjatë të së njëjtës periudhë të vitit të mëparshëm.

Për vite me radhë, në Jugosllavinë revizioniste pothuaj se asku nuk arrihen rezultatet e planifikuara. Në dekadën e kaluar, shkruante gazeta "Komunist", vetëm një objekt i madh u ndërtua në afat, dhe ajo pikërisht një urë që lidh pjesën kontinentale me ujëdhesën Kërkë. Vetëm tejkalimet në investime gjatë gjysmës së parë të këtij viti arrinin në rreth 500 miliardë dinarë, që është sa gati tri buxhete të federatës, kurse gjatë tre muajve të parë të këtij viti humbjet u shtuan për jo më pak se 63%.

Borgjet e jashtme të Jugosllavisë, që më 1976 silleshin në rreth 8 miliardë dollarë, tani, sipas të dhënave të vetë revizionistëve, po i afrohen shumës prej 20 miliardë dollarësh. Se çfarë barre janë këto borxhe, flet më së miri e dhëna se gjatë këtij viti vetëm për kamatat e kredive të marra, Jugosllavia do t'i paguajë kapitalit të huaj 1,55 miliardë dollarë, që është rreth 3 % e të ardhurës së përgjithshme kombëtare, ose sa e tërë rritja e saj vjetore. Gjendjen e rëndon edhe më shumë deficiti i madh tregtar, i cili në vitin 1980 kapte shumën prej 2,30 miliardë dollarësh, kurse vetëm gjatë pesë muajve të parë të këtij viti ai arriti në mbi 3,5 miliardë.

Këto dhe plagë të tjera, që po e brejnë ekonominë kapitaliste të Jugosllavisë, janë aq të mëdha e të dukshme sa nuk mund të fshehen, prandaj ato po detyrohen t'i pranojnë edhe vetë krerët revizionistë. Ato që ata po mundohen t'i fshehin me çdo kusht janë shkaqet e vërteta që çuan në këtë gjendje kaq të rëndë. Në rezolutën dhe në referatet e këtij kongresi bëhen përpjekje që gjendja e vështirë, në të cilën ndodhet ekonomia jugosllave, të paraqitet jo si pasojë e sistemit kapitalist të ashtuquajtur "vetadministrues", por gjoja si pasojë e krizës ekonomike ndërkombëtare, e cila, sipas tyre ka përfshirë të gjitha vendet e botës. Kështu mundohen revizionistët të arsyetojnë disi rezultatet e palakmueshme të sistemit të tyre. Por, ky "arsyetim" nuk qëndron.



Nga plagët e krizës po vuajnë sot vendet kapitaliste e revizioniste, por jo edhe të gjitha vendet, siç u pëlqen revizionistëve të na e mbushin mendjen. Nuk mund të mos e dinë ata se në Shqipëri, ku ndërtohet socializmi i vërtetë, nuk ka krizë, inflacion, ngritje çmimesh, kurbet e plagë të tjera si këto.

Krizat në Jugosllavi dhe në vendet e tjera kapitaliste e revizioniste, nuk janë dhe nuk mund të jenë rezultat i ndikimit të jashtëm. Ato janë pasojë e natyrshme dhe e pashmangshme e marrëdhënieve kapitaliste në prodhim. Këtë të vërtetë, që tani po mundohen ta fshehin, revizionistët titistë e kanë pranuar edhe vetë në raste të ndryshme. "Arsyetimin për ecuritë e pavolitshme inflatore, u theksua në mbledhjen e Këshillit për marrëdhënie ekonomike të botës, nuk mund ta kërkojmë më në inflacionin e importuar e në veprimin e çmimeve të jashtme më të larta se të brendshmet, sepse analizat kanë treguar se, p.sh. vitin e kaluar, në rritjen e përgjithshme të çmimeve, shtrenjtimi i importuar ka ndikuar vetëm 11%, kurse 89% të rritjeve të tjera të çmimeve, janë rezultat i ecurive tona të brendshme ekonomike" ("Politika", 21. V.1980).

Rendja pas fitimeve, që është karakteristikë e ekonomive kapitaliste, kohëve të fundit e ka ashpërsuar edhe më shumë konkurrencën dhe luftën për tregje në mes të firmave kapitaliste jugosllave. Kjo ka çuar në një mbyllje të tillë monopoliste të ekonomive të republikave jugosllave, sa që sot pothuajse nuk mund të flitet për një ekonomi unike jugosllave. Ashtu si në të gjitha vendet kapitaliste, në Jugosllavinë revizioniste gjithçka kryhet ipas ligjeve të xhunglës. Peshku i madh e ha të voglin...

Kjo dukuri, e cila ka kohë që e shqetëson udhëheqjen jugosllave, ishte një nga çështjet rreth të cilave u bë shumë poterë edhe në Kongres. Pothuajse të gjithë e dënuan të ashtuquajturin "nacionalizëm ekonomik", i cili, siç u tha, është bazë për lindjen e nacionalizmave të tjera, por, në diskutimet rreth masave që duhet ndërmarrë, ashtu si edhe më parë, dolën në shesh dy tendenca të kundërta. Deri sa njëra palë, në emër të unitetit të tregut dhe të gjithë ekonomisë jugosllave, theksonin nevojën e një centralizimi më të madh të ekonomisë, të politikës së çmimeve dhe të sistemit monetar e devizor, pala tjetër i kundërvihej kësaj dhe e vinte theksin në nevojën e decentralizimit të mëtejshëm dhe të veprimit të lirë të ligjeve të tregut.

Secila nga palët mundohet të paraqitet si mbrojtëse e socializmit, por në të vërtetë, në këtë mes asgjë nuk ka të bëjë me socializmin e vërtetë. Kjo luftë është vazhdim i kontradiktës në mes të dy tendencave të ndryshme kapitaliste, që rivalizojnë kaherë në udhëheqjen revizioniste jugosllave: të centralizmit burokratik, që mbrohet nga borgjezia unitariste serbomadhe, dhe të liberalizmit borgjez perëndimor, të klanit kroato-slloven. Lufta në mes këtyre dy rrugëve është edhe shprehje e rivalitetit të ashpër, që Shtetet e Bashkuara dhe Bashkimi Sovjetik zhvillojnë rreth Jugosllavisë dhe, siç po dëshmojnë edhe ngjarjet e fundit në Kosovë dhe masat e ndryshme centralizuese që u ndërmorën këto kohët e fundit, situatën gjithnjë e më shumë po e marrin në dorë klani serbomadh dhe aleatët e tij, socialimperialistët sovjetikë.

Ka kohë që në Jugosllavi flitet e shkruhet me të madhe për të ashtuquajturën "punë e bashkuar" dhe ligjin e saj, për "pozitën dominuese të punëtorëve në të", për "zotërimin e riprodhimit nga punëtorët", për "ndarjen sipas punës" etj. Se çfarë është gjendja e vërtetë në këtë fushë, tregon më së miri gjendja e vështirë dhe gjithnjë më e padurueshme, në të cilën ndodhen masat punonjëse; tregon edhe ajo që u tha në Kongres.

Edhe vetë Mika Shpilaku, që paraqiti referatin kryesor, u detyrua të pranojë se "në dekadën e shkuar... tjetërsimi i të ardhurës nga punëtorët edhe më tej ka ngelur dominues", kurse shumë delegatë punëtorë theksuan hapur se puna e mundi i tyre po shfrytëzohen në mënyra të ndryshme, të hapura e të fshehta.

Revizionistët titistë kanë ndërtuar një sistem të tillë burokratik, me organe, organizata e institucione të panumërta, që, me anë të obligimeve e tatimeve të ndryshme,kontributeve e "vetëkontributeve" të shumta, me anë të "marrëveshjeve" e "ujdive" të ashtuquajtura "vetëqeverisëse", u thithin punëtorëve e fshatarëve edhe pikën e fundit të djersës e të gjakut. "Në kohën kur në shumë ndërmarrje punëtorët nuk merrnin për muaj të tërë kurrfarë pagash, mjetet e bashkësive shoqërore politike (pa federatën), organet dhe organizatat e niveleve të ndryshme, kah gjysma e vitit 1979, siç shkruante revista NIN, arrinin në rreth 40 miliardë dinarë, që është gati sa gjithë akumulimi i ekonomisë së vitit 1978, kurse të ashtuquajturat BVI, vetëm si teprica, gllabëronin gjithnjë akumulimin e industrisë jugosllave. Sipas të dhënave të Institutit të Shkencave Shoqërore në Beograd, gjatë vitit të kaluar të ardhurat personale në ekonomi ranë në nivelin 35,6% të të ardhurës së realizuar."Ky nivel, konstaton Instituti, është deri tash niveli më i ulët, dhe kjo është dukshëm nën proporcionet që janë të domosdoshme për riprodhimin normal të ekonomisë".

Mjaftojnë këto fakte për të parë se kush është zot i "punës së bashkuar", se kush e zotëron riprodhimin shoqëror.

Kjo plaçkitje e madhe që i bëhet ekonomisë nga burokracia shtetërore, është shfrytëzimi më i madh që u bëhet punëtorëve,por jo edhe i vetmi. E keqja do të kish qenë shumë më e vogël sikur edhe ai "kulaç" i vogël që i mbetet ekonomisë të ndahej në mënyrë të drejtë, por, kjo, siç theksuan shumë diskutues, nuk bëhet pothuajse askund. Diferenca në mes të ardhurave të realizuara në degët e ndryshme të ekonomisë, e kalon edhe shkallën 3 me 1, e kjo sigurisht nuk mund të varet nga puna që bëhet. Siç u detyrua të pranojë edhe referuesi tjetër në këtë kongres, D. Bogdanov, "ndikim dominant kanë ende faktorët e jashtëm, gjë që shumë organizata të punës së bashkuar i sjellin në pozitë të pabarabartë... pozita e disa degëve dhe grupacioneve nuk varet në rend të parë nga rezultatet e arritura dhe nga produktiviteti i punës".

Akoma më të mëdha janë diferencat mes pagave brenda së njëjtës organizatë. Ato jo vetëm që janë më të mëdha se diferencat e pagave në vende të tjera kapitaliste, por edhe kanë tendencë të vazhdueshme rritjeje. Një shef i "Pankomercit" të Novi Sadit,p.sh gjatë dhjetorit të vitit 1978,siç shkruante gazeta "Politika", mori të ardhura në shumë prej 89 667 dinarësh, kurse të ardhurat e një punëtori të së njëjtës organizatë, mezi arrijnë në 3 454 dinarë, pra, rreth 30 herë më pak! Ky shembull nuk është ndonjë përjashtim dhe as rast ekstrem. Shefa e "buxhovanë" që marrin sa ai i "Pankomercit",e madje edhe më shumë, ka sa të duash në Jugosllavinë "vetadministruese" të Titos, kurse numri i punëtorëve me paga më të vogla se 4 000 dinarë, siç shkruante revista NIN, arrin në mbi 670 mijë vetë.

Në kushtet e një realiteti të tillë,që vështirë mund të krahasohet me ndonjë vend tjetër, në kushtet kur,siç u detyrua të pranojë edhe vetë Mika Shpilaku, "një nga qëndrimet qenësore kushtetuese - e drejta për punë me mjete shoqërore shpesh ndërrohet në të drejtë për vend të punës, i cili garancon sigurimin social, kurse punëtorët ekzistencën e vet e kërkojnë në punën plotësuese, jashtë organizatës së tyre themelore", tingëllojnë qesharake dhe cinike dërdëllisjet revizioniste rreth "vetadministrimit punëtor", "mbizotërimit të punëtorëve mbi punën e bashkuar", "ndarjes së të ardhurave sipas rezultateve të punës" etj.

Gjendja e mjeruar dhe pozita skllavëruese e klasës punëtore, fshatarësisë dhe masave të tjera popullore, rënia e vazhdueshme e standardit të tyre të jetesës dhe, njëkohësisht, të pagave që marrin; rritja e mëtejshme e armatave milionëshe të të papunëve e të kurbetçinjve etj.,flasin më së miri edhe për absurditetin e zhurmës që bëjnë revizionistët titistë rreth gjoja "demokracisë së madhe" që ekzistoka në Jugosllavi dhe të sistemit të tyre të ashtuquajtur "të delegimit".

Edhe vetë Stane Dolanci, në referatin që paraqiti, u detyrua të pranojë se sistemi i delegimit, "marrë në tërësi, nuk ka arritur rezultate të kënaqshme dhe ka pasur ngecje në punën e tij", kurse delegatë të shumtë, në diskutimet e tyre, folën edhe më hapur për "mosfunksionimin e sistemit të delegimit", për "pjesëmarrjen formale e simbolike dhe hapësirat e ngushtuara për vendosjen e punëtorëve", për "mungesën e çdo kontrolli punëtor dhe pamundësinë që punëtori të thotë fjalën e vet dhe të ndikojë në vendosjen e çështjeve më të rëndësishme", për "disproporcionin e madh mes asaj që thuhet e asaj që bëhet, në mes të normatives dhe reales", për faktin se "për çështjet kryesore vendosin organet ekzekutive të bankave, kurse delegatë kryesisht janë anëtarët e këshillave punëdrejtuese" etj. Është domethënës fakti që edhe në këtë kongres gjoja të punëtorëve shumica dërmuese e delegatëve ishin jo punëtorë, por burokratë e funksionarë të rangjeve të ndryshme.

Masat punonjëse në Jugosllavi po e kuptojnë se ç'është në të vërtetë "demokracia revizioniste", prandaj edhe po ngriten kundër saj gjithnjë e më shumë. Sipas të dhënave të vetë revizionistëve,vetëm gjatë vitit të kaluar në Jugosllavi janë bërë rreth 250 greva të punëtorëve, e këtë vit numri i tyre me siguri që do të jetë akoma më i madh.Por më mirë se kushdo tjetër, këtë "demokraci" fashiste e njeh populli i robëruar i Kosovës dhe i viseve të tjera shqiptare, i cili, jo vetëm që është lënë në errësirë,skamje e mjerim të madh, jo vetëm që po i ekspozohet një shtypjeje e shfrytëzimi të egër dhe të shumëfishtë kolonial e kapitalist,por është bërë edhe objekt i një dhune, terrori e gjenocidi të pashembullt. Në emër të kësaj "demokracie", ai po vritet e gjakoset, po burgoset, po rrahet e poshtërohet si kurrë ndonjëherë më parë, vetëm e vetëm pse ngriti zërin e kërkoi në rrugë paqesore një të drejtë të tij të ligjshme, të cilën kushtetuta jugosllave ua njeh popujve të tjerë në Jugosllavi. Në emër të kësaj "demokracie", atij po i mohohet e sulmohet historia, kultura, letërsia, arti e deri edhe këngët e simbolet e tij kombëtare. Prandaj ai, më parë se çdokush, edhe po e kupton natyrën e vërtetë fashiste të kësaj "demokracie të mitralozave" dhe karakterin e vërtetë kapitalist të sistemit tashmë të diskredituar të "vetadministrimit" titist. Prandaj ai më pak se çdokush tjetër mashtrohet nga zhurma që bëjnë armiqtë e tij revizionistë dhe nga kongreset që organizojnë ata.

Kongresi i "vetadministruesve" nuk ishte "dëshmi e vitalitetit të sistemit të vetadministrimit", siç e quajtën atë revizionistët, po përkundrazi, ai ishte dëshmi e kalbëzimit dhe e diskreditimit të tij të mëtejshëm. Kriza e thellë e këtij sistemi,e cila ashtu siç u theksua edhe në kongres, "është e pranishme që nga organizata themelore, e deri në federatë",nuk mund të shërohet e as të mbulohet me farsa të tilla qesharake. Ai nuk do t'i sjellë asnjë të mirë proletariatit dhe masave të tjera punonjëse të Jugosllavisë, ashtu siç nuk u sollën asgjë kongreset e mëparshme. Gjendja e rëndë në të cilën ndodhet Jugosllavia titiste, është pasojë e pashmangshme e sistemit kapitalist të "vetadministrimit", prandaj ajo nuk mund të përmirësohet me kurrfarë lustrimi dhe arnimi të këtij sistemi të kalbur e të falimentuar. Rrugën për të dalë nga kjo gjendje e tregon vetëm marksizëm-leninizmi, dhe këtë rrugë shpëtimi me siguri që do ta gjejë edhe proletariati dhe popujt e Jugosllavisë.

# THELLOHET KRIZA EKONOMIKE NE KOSOVE

**Vetëm gjatë tre muajve të parë të këtij viti,në Kosovë u regjistruan mbi 1,4 miliardë dinarë humbje më shumë se gjatë gjithë vitit të mëparshëm/ Në krahasim me një vit më parë, në maj të këtij viti çmimet u rritën 52,6%,kurse kostoja e jetesës 53,4% / Gjatë pesë vjetëve të ardhshme, punë do të kërkojnë edhe rreth 180 mijë të papunë të rinj / Po zhvillohet "më shpejtë" apo po ngec edhe më shumë Kosova?**

Në fushatën e gjerë propagandistike,që po bëjnë revizionistët jugosllavë rreth demonstratave të Kosovës,po flitet me të madhe edhe për gjoja sukseset që qenkanë arritur në ekonominë e Kosovës gjatë muajve të parë të këtij viti, e sidomos gjatë kohës së demonstratave të mëdha që u bënë! Në këtë mënyrë, revizionistët duan të thonë se klasa punëtore, jo vetëm që nuk mori pjesë në këto greva e demonstrata,po përkundrazi ajo i dënoi ato dhe u mobilizua që të punojë edhe më tepër,bile ta tejkalojë planin e prodhimit!

Revizionistët e niveleve të ndryshme në Kosovë e Jugosllavi po mundohen t'i fshehin plagët e rënda të ekonomisë së Kosovës dhe të krijojnë përshtypjen sikur gjendja e saj po përmirësohet. Por,pavarësisht nga deklaratat e tyre demagogjike gjendja e vërtetë në të cilën ndodhet ekonomia e Kosovës, është shumë e rëndë, e atë nuk mund ta mbulojë propaganda revizioniste.

Gjatë katër muajve të parë të këtij viti, prodhimi industrial,sipas të dhënave që japin revizionistët,ishte rret 3 % nën shkallën e planifikuar. Në shumë degë të rëndësishme të ekonolisë e në ndërmarrje të mëdha si "Trepça", "Kosova" etj. nuk po arrihen as për së afërmi rezultatet e parashikuara.

Veçanërisht të rëndë e bëjnë gjendjen në ekonominë kosovare humbjet e mëdha financiare,të cilat,siç shkruante "Rilindja",vetëm për 3 muajt e parë të këtij viti, u shtuan për jo më pak se 1,4 miliardë dinarë,e që janë më të mëdha se të gjitha humbjet që u regjistruan gjatë vitit të mëparshëm, shumica dërmuese e të cilave janë akoma të pambuluara Pjesa më e madhe e këtyre humbjeve, ashtu si edhe më parë, shënohet në degët kryesore të ekonomisë, në industri, xehtari, ndërtimtari etj.

Nga propaganda revizioniste po bëhet një zhurmë e madhe edhe rreth të ashtuquajturit "nacionalizëm ekonomik", i cili, sipas asaj,qenka prezent edhe në Kosovë. Mirëpo, faktet tregojnë se ekonomia e Kosovës, më pak se çdo ekonomi tjetër në Jugosllavi,është e mbyllur në vetvete. Mallrat e firmave jugosllave bëjnë gara konkurrence në tregjet e Kosovës, në një kohë që mallrave kosovare u kufizohet plasimi

# Tradhtarët e vjetër dhe tradhtarët e rinj

(Vijon nga faqja 12)

është të pritësh prej tyre që të preken nga pabarazitë ekonomike, shoqërore e kulturore nën regjimin titist.Në qoftë se të ardhurat kombëtare në Kosovë janë gjashtë herë më të vogla se ato në Slloveni, kurse zhvillimi i Kosovës bëhet me një ritëm 106 për qind nën zotimet e jugosllavëve; në qoftë se papunësia te ne është njëzet herë më e madhe se ajo në Slloveni, dhe krahu i lirë i punës derdhet varë - darë nga Kosova nëpër republikat e Jugosllavisë dhe në shtetet e Perëndimit; Në qoftë se në Kosovë punohet në zhvillimin e një industrie nxjerrëse, që e pasuron Beogradin, dhe jo të një industrie përpunuese - që do të pasuronte Kosovën; nëse fshatarësia kosovare është varfëruar deri në kufirin e zisë së bukës dhe rënkon në kushtet e një jete asociale; në qoftë se gruaja shqiptare ka mbetur edhe në fund të shekullit XX në errësirën mesjetare, e diskriminuar nga aspekti shoqëror dhe familjar;në qoftë se, më në fund, ky mjerim përjetohet në përmasa të shumëfishuara në viset shqiptare në Maqedoni, Serbi e Mal të Zi; ç'kanë të bëjnë të gjitha këto me renegatët shqiptarë!!! Ata e kanë kolltukun e tyre, kanë pallatet dhe veturat, kanë rrogat e tyre të majme, si gjithë funksionarët dhe borgjezia jugosllave. Dhe, mbi të gjitha - nëse popullit i ka ardhur shpirti në fyt dhe ngre zërin e tij të fuqishëm për të kërkuar bukë, të drejta e liri, kushte të njëjta a të përafërta me popujt e tjerë të mozaikut jugosllav, me të cilët e lidhin "vëllazërimi" e "bashkimi" - tradhtarët e kanë në dorë milicinë dhe ushtrinë. Natyrisht, jo për të për të përkrahur interesat e kërkesat e popullit, po për t'i shtypur në gjak ato. Dhe,kur të mos u mjaftojnë milicia e ushtria e stacionuar në tokat shqiptare të robëruara,ata mund ta thërrasin edhe milicinë dhe ushtrinë e Beogradit. E dinë se, për të bërë zap shqiptarët, Beogradi nuk kursen ushtri as as milici. Tanke as avionë. Helikopterë as municion.

Kjo gjë, ç'është e vërteta, dihej mirëfilli. Ishte parë në ngjarjet e 1945-ës e në ato të 1968-ës. U pa edhe në tragjedinë më të re të Kosovës, në mars e prill.

Por, nuk dihej një gjë tjetër.Megjithë besnikërinë e tyre të pashoqe ndaj Beogradit, tradhtarët shqiptarë si Dzavidi e Mahmudi, a e meritonin ata që Beogradi t'i nxirte në rrugën e madhe? Dyzet vjet luftë antishqiptare të shkurtabiqit-bullafiq Dzavid Nimani nuk i siguruan atij as një pensionim të rehatshëm nga gospodari! Si qeni i zgjebosur e i shogur i stanit, të cilit i janë rrallur të lehurat dhe i është dobësuar nuhatja, ai u detyrua të lërë stanin e kaçorren, të lërë koritën dhe qullin e përbashkët me qentë e tjerë të gospodarit. C'mund të bënte për Beogradin më shumë seç ka bërë, i shkreti Dzavid! Stazhi më se 10-vjeçar i shërbimit të Mahmudit qe vërtet më i shkurtër, po ky ishte një qen me dresurë dhe shërbimi i tij - shumë më intensiv e efektiv. Megjithatë, Edhe Mahmudin e hodhi në shportë Beogradi si lëvorën e limonit të shtrydhur.

Po pse?

Edhe budalla e di se ajo që kërkon aktualisht prej tyre Beogradi, nuk është më fare në mundësinë e tyre. Populli i robëruar shqiptar kishte nevojë të madhe t'ia qanin hallet e t'ia mjekonin plagët e mëdha,që ishin pezmatuar sa s'bën më. Kurse Beogradi kërkon që renegatët shqiptarë t'i flasin këti populli ashtu si i kanë folur qe 40 vjet,me demagogji, frikësime e shantazhe. Kërkon që ata të injektojnë edhe më në popullin shqiptar po ato mendime që kanë Beogradi, Mahmudi e Fadilji. Por, kjo është e kotë. Aq e kotë, sa do të kish qenë e kotë sikur shqiptarët të kërkonin nga Beogradi që ky t'ua japë falas ato të drejta e liri, të cilat s'fitohen veçse me luftë këmbëngulëse e me gjak.

Duhet të jesh i verbër fare nëse nuk sheh se s'qitet më në krye me shqiptarin. Ka ndodhur diçka e re me të. Ai gjithmonë e ka urryer regjimin antipopullor jugosllav, i cili mban nën thundrën e vet të përgjakshme edhe popujt e tjerë të këtij mozaiku artificial, por dëmton veçanërisht shqiptarin. Po sot kjo urrejtje ka dalë haptazi dhe është bërë mur i pakapërcyeshëm për pushtusin dhe tradhtarët e vendit. Në ngjarjet e marsit e të prillit, populli ynë tha njëherë dhe përfundimisht: Jo! Kjo i kushtoi gjak.Ndërmjet nesh dhe qeverisë së Beogradit tani ka hyrë gjaku i bijve të shtrenjtë të popullit tonë Dhe ky gjak është ai që i fshin të gjitha perspektivat e kthimit në gjendjen e mëparshme.Beogradi kërcënohet haptazi me gjakderdhje të re.Por,s'i bën dobi."Zemra jonë ka gjak sa gurra!" Dhe mbi gjakun e derdhur forcohen edhe më shumë themelet e vetëdijes kombëtare e klasore të shqiptarit të robëruar. Ndjenja e fusishme e lirisë e ka bashkuar popullin tonë trim si një trup të vetëm.Me tanket e aeroplanët,mehelikopterët e mitralozët,me ushtrinë e milicinë speciale,Beogradi s bëri gjë tjetër po që dogji etapat e luftës sonë të pashmangshme dhe na ndihmoi shumë në afrimin sa më të shpejtë kah dita e fitores së sigurt.

E di mirë Beogradi se nuk gjendet dot ilaç për ta shëruar te populli ynë kujtimin e vrasjeve e të plagosjeve,as akullin e burgjeve të kësaj pranvere.

Por,këtë sikur nuk po e dinë ca tradhtarë të rinj që pushteti i ka futur në lojë si kartën e fundit.Kryesia e Serbisë e pat thënë që në fillim të prillit se disa udhëheqës vasalë kosovarë si Fadilji, Dzavidie e Mahmudi "janë të pjekur për t'u larguar nga skena politike". Kjo i gjeti tashmë Dzavidin e Mahmudin, pritet ta gjejë edhe Fadiljin. Nga ana tjetër, kur populli shqiptar shtroi çështjen e republikës së federuar të Kosovës,ishte e vetëkuptueshme që, kur të shpallej republika,nga postet e tyre duhej të binin dhe të merrnin nga populli dënimin e merituar të gjithë ata udhëheqës e kriminelë kosovarë e jugosllavë,që aprovuan apo urdhëruan gjakderdhjen në Kosovë. (Si mund të jetojë shqiptari nën shkopin dirigjues të atij që i vrau, i plagosi e i burgosi bijtë më të shtrenjtë?!Tani plaga po pezmatohet gjithnjë më shumë,sepse Beogradi,i vetëdijshëm për krimet e deritashme dhe për rrugën e krimeve më të mëdha që ka ndër mend, emëroi në vende kyçe të pushtetit krahinor renegatë të rinj shqiptarë me kondicion edhe më të madh për tradhti të reja.Garnitura e vjetër e tradhtarëve të urryer u zëvendësua këmbadoras me një garniturë findo të re tradhtarësh që çirren si të flamosur,duke pandehur se do ta frikësojnë e ta përulin një popull që kurrë s'është përulur, e përulet aq më pak sot që ka vendosur të luftojë pa u zmbrapsur për të drejtat dhe liritë e veta.

Tash që s'ka bukë, dhe shteti ka hartuar plane për një "otkup" të ri,këta renegatë të rinj thërresin:"Mirëqenia","begatia"! Kur populli kërkon me, të drejtë, republikën që e kanë të gjithë popujt e tjerë të Jugosllavisë,ata thërresin: "E kemi republikën - Serbinë" Kur begatitë tona plaçkiten pa mëshirë dhe marrin rrugën e Beogradit,ata thërresin: "Vëllazërim-bashkimi"! Kur ushtria e milicia fashiste mbulojnë në gjak Kosovën,duke shkelur mbi popullsinë e pambrojtur,ata çirren: "Të distancohemi nga nacionalistët,shovinistët,reaksionarët e kundërrevolucionarët shqiptarë, që duan të rrezikojnë revolucionin dhe integritetin territorial të Jugosllavisë"! Me një fjalë,ata thërresin si qyqarët më të mëdhenj të kësaj bote për një nënshtrim akoma më të madh të popullit tonë, për t'u pajtuar me humbjen edhe të atyre pak të drejtave formale që kishim deri më tash nën Serbinë. Ata e thërresin kështu popullin shqiptar që ky,me sy në ballë,t'ia hapë vetvetes me duart e veta varrin e sigurt.

Ku e shohin vallë perspektivën këta renegatë të rinj?Ata s'e kanë as përvojën e paraardhësve të tyre, e kushtet kur u ngjitën në skenë janë pakrahasueshëm më të ndërlikuara se ato kur mbretëronin renegatët e vjetër.Për pushtuesit jugosllavë,shërbime më të mëdha se Fadilji,Dzavidi e Mahmudi nuk mund që nuk mund të bëjnë.Kurse populli shqiptar jo vetëm që nuk po frikësohet nga shantazhet e tyre, po përditë po i konsolidon më shumë radhët e veta,po e forcon frontin e luftës e të hakmarrjes së madhe popullore.

U mbetet një mundësi e vetme tradhtarëve: të çirren e të përpëliten si peshku në zall, e kur t'i shtrydhë deri në fund pushtuesi e t'i hedhë në rrugë, atje t'i presë dora hakmarrëse e popullit.

**Të mjerët tradhtarë, ç' po u përgatit populli!**

R E N T A B I L I T E T I :




**(Si e "ndihmon" Kosovën federata jugosllave)**

në tregjet e tjera, dhe, si pasojë e kësaj, depot e ndërmarrjeve kosovare mbushen me stoqe të shumta. Firma e ndërmarrje të të gjitha republikave të Jugosllavisë,

(Vijon në faqen 18)

(Vijon nga faqja 17)

kanë hapur anë e kënd Kosovës, qindra njësi të tyre tregtare, kurse ndërmarrjet kosovare detyrohen t'i mbyllin shitoret e tyre edhe në Kosovë.

Vështirësi të shumta i dalin Kosovës edhe për plasimin e mallit të saj në tregjet e jashtme. Shumë mallra kosovare, që do të mund të eksportoheshin në tregje të jashtme, grabiten me çmime fare të ulëta nga borgjezia jugosllave, e cila pastaj nxjerr prej tyre fitime të mëdha. Dihet nga të gjithë se prodhimet e "Trepçës", firmat jugosllave i marrin me çmime shumë të ulëta, që s'u afrohen çmimeve reale në tregun botëror, kurse energjinë elektrike, që prodhohet në Kosovë, ne kosovarët e paguajmë më shtrenjtë sesa e paguajnë atë në republikat jugosllave. Për sigurimin e lëndëve të para dhe të teknologjisë nga jashtë, Kosovës i japin fare pak leje e deviza, kurse vështirësi e pengesa të shumta administrative i nxirren asaj edhe në fushën e eksportit. Në kushte të këtilla, nuk është çudi që vetëm gjatë 4 muajve të parë të vitit deficiti tregtar të arrijë edhe në mbi 1,6 miliardë dinarë.

Në gjendje më të mirë nuk është as tregu i brendshëm në Kosovë, i cili ka kohë që është boshatisur. Para demonstratave ishte vështirë të gjeje edhe artikujt më të domosdoshëm për jetesë si miellin, kripën, sheqerin, deterxhentet etj. Gjatë kohës sa zgjatën demonstratat dhe menjëherë pas tyre, furnizimi i tregut, sikur u përmirësua. Pse ndodhi kështu? Nuk u ndie më mungesa e mallrave, u thye ajo krizë, apo ato ditë u punua "me vullnet të pathyeshëm" dhe u prodhua më tepër që të ketë edhe për Kosovën? Pati tepricë mallrash, apo borgjezia jugosllave u tregua e "arsyeshme" për furnizimin më të mirë të tregut edhe në Kosovë. Jo. Ndodhi kështu jo për tjetër, por pse borgjezia jugosllave dhe krerët e saj u gjendën në pozitë të rëndë dhe mungesat në treg e rëndonin edhe më shumë gjendjen në Kosovë. Këtë e dëshmon më së miri ajo që ndodhi më pas. Tani që lufta sikur u qetësua pak, dollapet e shitoreve u zbrazën përsëri, anarkia e kaosi në treg po vazhdon. Populli i Kosovës nuk gjen sheqer as për ilaç, në kohën që sheqeri i tij eksportohet jashtë Jugosllavisë apo dërgohet nëpër republikat jugosllave. Vetëm në dhjetor të vitit 1980 nga Fabrika e Sheqerit në Pejë u dërguan në Itali jo më pak se 1533 tonë sheqer. Kështu veprohet edhe me miellin, vajin e produkte të tjera.

Një rritje të paparë gjatë muajve të parë të këtij viti shënuan edhe çmimet e mallrave dhe të shërbimeve të ndryshme. Në fund të majit të këtij viti ato ishin 52,6 % më të larta se në majin e vitit të mëparshëm. Si pasojë e kësaj, edhe kostoja e jetesës u u shtua si asnjëherë më parë, duke e bërë edhe më të padurueshme jetën e masave punonjëse. Në krahasim me dhjetorin e vitit 1980, në maj të këtij viti ajo u shtrenjtua për 23,8 %, kurse në krahasim me një vit më parë – 53,4 %.

Përballë kësaj krize të thellë e të gjithanshme, pozita materiale e punëtorit kosovar po keqësohet çdo ditë e më tepër. Paga reale, edhe ashtu e vogël, po ulet vazhdimisht. Në vitin e kaluar, ajo ra për 5 %, kurse gjatë këtij viti me siguri që do të bjerë akoma më shumë. (Në Jugosllavi, gjatë tre muajve të parë të këti viti, ajo ra për 11 %.) Punëtori kosovar nuk trajtohet njëlloj as me punëtorët jugosllavë. Për të njëjtën punë ai merr më se 30 % më pak se mesatarja e asaj që marrin punëtorët në Jugosllavi. Për të qenë e keqja edhe më e madhe, ndodh shumë shpesh që punëtorëve kosovarë të mos u paguhen për muaj të tërë edhe ato paga të vogla, ose që ato t'u jepen të përgjysmuara. Mirëpo, kur revizionistët jugosllavë e shohin të ngritur grushtin e fuqishëm të punëtorëve, ata dinë të bëjnë edhe lëshime. Në shumë ndërmarrje, ku punëtorët ngritën zërin e protestës kundër shtypjes e shfrytëzimit të egër që u bëhet, ata u nxituan t'u rrisin pagat punëtorëve t'u paguajnë regrese dhe t'u plotësojnë kërkesa të tjera. Vetëm në këtë mënyrë mund t'i fitojnë punëtorët tanë të drejtat e tyre të mohuara dhe jo me përralla të mërzitshme për "vetëqeverisjen", "punën e bashkuar" etj.

Gjatë muajve të parë të këtij viti me të madhe u shtua edhe ushtria e të papunëve. Numri i atyre që kërkojnë punë në të ashtuquajturat "bashkësi të punës", kalon në mbi 72 mijë, kurse numri i vërtetë i të papunëve, siç detyrohen të pranojnë edhe vetë revizionistët, është mbi 200 mijë vetë. Në këtë pesëvjeçar jo vetëm që nuk do të zvogëlohet numri i të papunëve, por ai do të rritet edhe më shumë. Sipas të dhënave që japin vetë revizionistët në vitin 1985, vetëm numri i të papunëve që do të kërkojnë punë në "bashkësi", do të arrijë rreth 180 mijë vetë, kurse, edhe sikur të realizoheshin parashikimet lidhur me hapjen e vendeve të reja të punës, prapëseprapë, më shumë se 110 mijë të evidentuar do të mbeten në rrugë, pa përmendur këtu ata që nuk paraqiten fare në këto farë bashkësish. Gjendja në këtë fushë bëhet edhe më e rëndë nga fakti se mbi 70 % të të papunëve janë të rinj nën 30 vjeç, e rreth 43 % janë me kualifikime profesionale, me shkolla të mesme, të larta e fakultete të kryera.

Në gjendje jo të mirë janë dhe veprimtaritë shqërore. Kushtet për punë në institucionet arsimore, kulturore, shëndetësore etj. janë shumë të papërshtatshme. Numri i godinave shkollore jo vetëm që nuk shtohet, por edhe ato ekzistueset janë të papërshtatshme për punë e mësim. Në vitin 1975 p.sh., një nxënësi i takonin 0,67 metra katrorë lokal shkollor, në këtë vit atij i takojnë më pak se 0,63 metra katrorë. Në kohën kur në Kosovë po ndërtohen institucione të shumta fetare, burgje e stacione policie, revizionistët jugosllavë dhe veglat e tyre në Kosovë morën vendimin që një numri të shkollave të larta t'u vihet dryri. Në këtë mënyrë, një numër i madh nxënësish e studentësh do të mbeten jashtë bankave të shkollave e fakulteteve.

Për shkak të vështirësive financiare, mungesës së mjeteve investuese etj., zhvillimi i këtyre veprimtarive kaloi në plan të dytë. Në një mbledhje të Odës ekonomike të Kosovës u vendos që në këtë vit të hiqet dorë nga investimet në këto veprimtari.

Për t'u treguar "zemërgjerë" e "solidarë" me popullin tonë, revizionistët jugosllavë flasin shpesh edhe për zhvillimin e "shpejtuar" të Kosovës. Mirëpo vetë gjendja e rëndë në të cilën ndodhet Kosova, pozita e saj koloniale dhe shfrytëzimi i egër i pasurive të saj, tregojnë se çfarë "zhvillimi" dëshirojnë ata për Kosovën.

Se sa është zhvilluar "më shpejt" Kosova, tregon edhe fakti se më 1978 pjesëmarrja e Kosovës në popullsinë e përgjithshme të Jugosllavisë ishte rreth 7 %, kurse pjesëmarrja e saj në të ardhurat kombëtare të Jugosllavisë, vetëm 1,9 %. Ndërsa në vitin 1953 prodhimi shoqëror i Kosovës për një banor ishte 46,1 % nën mesataren jugosllave, më 1979 ai ra në gjithsej 28 %, kurse gjatë dy vjetëve të fundit, ai ka rënë edhe më shumë. Gjatë pesëvjeçarit që shkoi, ekonomia e Kosovës jo vetëm që nuk u zhvillua 60 % më shpejt se mesatarja jugosllave, siç planifikohej, por, përkundrazi, ajo mbeti për 50 % nën këtë mesatare.

Revizionistët jugosllavë mundohen të paraqesin si shembull të "kujdesit" e "ndihmës" së bashkësisë jugosllave për Krahinën e Kosovës ndarjen e ndonjë kredie të brendshme, apo garantimin për ndonjë borxh të jashtëm. Por, këto "ndihma" jepen jo për ta zhvilluar Kosovën, po për ta skllavëruar atë akoma më shumë. Republikat jugosllave nuk investojnë zhvillimin e atyre degëve që i duhen Kosovës, por kryesisht në kapacitete nxjerrëse të lëndëve të para, prej të cilave ato nxjerrin fitime të mëdha.

Kohëve të fundit Kosovën e vizituan funksionarë e grupe të ndryshme punuese nga Serbia e Jugosllavia. Të gjithë ata i "preokupoi" gjendja e vështirë në të cilën ndodhet ekonomia e Kosovës dhe u angazhuan për "zhvillimin e saj më të shpejtë"! Por, se çka i preokuponte ata në të vërtetë, se çfarë zhvillimi të Kosovës dëshironin ata, tregon më së miri potencimi nga të gjithë ata i nevojës së intensifikimit të eksploatimit të mëtejshëm të thëngjillit dhe pasurive tona të tjera. Ja, kështu duan ta "zhvillojnë më shpejt" revizionisët Kosovën tonë të pasur dhe njëkohësisht të varfër.

Gjendjen edhe ashtu të rëndë të ekonomisë së Kosovës, po e rëndon edhe më tepër përballimi i shpenzimeve për policinë, UDB-në dhe ushtrinë fashiste, që u dyndën në Kosovë pas demonstratave.



**Kështu – po! Mbase, vetëm kështu punonjësit kosovarë mund t'i fitojnë të drejtat e tyre**

Në një kohë që dhjetëra mijëra të papunë bredhin rrugëve, kur mijëra familje nuk mund të sigurojnë as kafshatën e gojës, kur mësimi mbahet nëpër shtëpi private kur qindra fshatra janë të paelektrifikuara ende, kur studentët tanë teren nëpër bodrumet e borgjezisë, pa burse e kredi, pa tekste e veshmbathje, regjimi titist, që të forcojë aparatin e tij të dhunës, po hap vende të reja të punës për forcat policore. Këto ditë nga Sekretariati Krahinor i Punve të Brendshme u shpall konkursi për pranimin brenda një kohe të shkurtër të mijëra policëve e spiunëve. Pagat që u jepen atyre dhe kushtet e tjera që u krijohen, janë nga më të mirat mjafton që ata të tregohen të zellshëm për të vrarë e torturuar popullin.

Prapambetjen e thellimin e krizës në Kosovë, revizionistët jugosllavë dhe tradhtarët shqiptarë, mundohen ta shpjegojnë me prapambetjen shekullore të popullit tonë, me dobësitë subjektive në këto kohët e fundit edhe më "dëmet" që gjoja kanë shkaktuar grevat e demonstratat që u bënë në Kosovë. Mirëpo, as njëri, dhe as arsyetimi tjetër, nuk mund të ma shtrojnë kënd. Populli ynë nuk u ngrit në luftë për të shkaktuar thellimin e kësaj krize, por pikërisht pse nga kriza e rëndë jeta e tij qe bërë e padurueshme.

Nuk janë "liria e tepërt", "bollëku i madh" dhe as dëshira për të mos qeverisur veten, ato që e detyruan popullin tonë të ngritet në këmbë, por gjendja e padurueshme, në të cilën ndodhet, shtypja dhe shfrytëzimi i egër që ushtrohet mbi të.

Lufta revolucionare e klasës punëtore dhe e gjithë popullit tonë për të drejta dhe liri, jo vetëm që nuk e vështirëson gjendjen në Kosovë, por ajo është e vetmja rrugë për përmirësimin e saj, e vetmja rrugë për ta nxjerrë Kosovën tonë nga kriza dhe prapambetja e madhe, e vetmja rrugë që të mos ketë ngritje çmimesh, mungesë mallrash, papunësi e kurbet, skamje dhe mjerim, e vetmja rrugë që njerëzit të jetojnë të lirë, të lumtur dhe zotër të punës dhe të tokës së tyre.

## Shqipëria socialiste në 40-vjetorin e themelimit të Partisë:
# SUKSESE DHE PERSPEKTIVA MADHESHTORE

**Para sa kohe në Tiranë zhvilloi punimet Plenumi i 10-të i KQ të Partisë së Punës të Shqipërisë, i cili bëri bilancin e sukseseve madhështore të arritura gjatë pesëvjeçarit të kaluar dhe miratoi Projektdirektivat për zhvillimin e ekonomisë dhe të kulturës gjatë planit të shtatë pesëvjeçar, të cilat do t'i paraqiten për aprovim Kongresit të 8-të në nëntor të këtij vit.**

Megjithë rrethimin e egër kapitalisto-revizionist,Shqipëria socialiste po marshon e sigurt dhe me hapa kilometër drejt majave më të larta të socializmit.Në kohën që bota borgjezo-revizioniste po lëngon nga plagët e pashërueshme të krizës së rëndë e të përgjithshme, Shqipërinë socialiste çdo vit e pesëvjeçar e gjen në lartësi të reja dhe me fitore të mëdha në të gjitha fushat.

Nën udhëheqjen e pagabueshme e largpamëse të Partisë, klasa punëtore dhe masat e tjera punonjëse në Shqipëri, megjithë vështirësitë e shkaktuara nga revizionistët kinezë, arritën të realizojnë me sukses detyrat kryesore të planit të gjashtë pesëvjeçar.

Gjatë periudhës 1975-1980 produkti shoqëror u rrit rreth 25 % që është rreth dy herë më shumë se shtimi i popullsisë,kurse prodhimi i përgjithshëm industrial, për çdo vit, u rrit mesatarisht për 6,1 %. Vetëm gjatë dy vjetëve të fundit të pesëvjeçarit,megjithë ndërprerjen e ndihmave e kredive nga revizionistët kinezë produkti shoqëror u rrit rreth 10 %, kurse ritmi mesatar vjetor i prodhimit të përgjithshëm industrial ishte 17 % më i lartë se gjatë dy vjetëve të para. Në krahasim me vitin 1975, nxjerrja e qymyrgurit në vitin 1980 u shtua për 63 %, kurse prodhimi i energjisë elektrike nga hidrocentralet për jo më pak se tri herë.Industria metalike arriti të realizojë detyrën për plotësimin e 95% të nevojave të ekonomisë për pjesë ndërrimi, kurse prodhimi i maqinerive dhe pajisjeve më 1980 ishte për 57,7 % më i madh se në vitin 1975. Si rezultat i zhvillimit të shpejtë të industrisë së lehtë dhe asaj ushqimore,prodhimi i mallrave të përdorimit të gjerë ishte për 6,5 herë më i lartë se shtimi i mesatares së popullsisë.

Suksese të mëdha u arritën edhe në prodhimin bujqësor,i cili në krahasim me atë të pesëvjeçarit, u rrit për 21,4 %. Sipërfaqja tokësore e ujitshme u shtua edhe për afro 40 mijë hektarë, e prodhimi i plehërave kimike u rrit për jo më pak se 50 %.

Vëllimi i investimeve gjatë pesëvjeçarit të gjashtë ishte për 15 % më i madh se gjatë pesëvjeçarit të mëparshëm, ndërsa vëllimi i transportit të mallrave u rrit rreth 30 %.

Rezultate të mëdha,ashtu si në çdo fushë tjetër, u arritën edhe në fushën e arsimit e të kulturës. Gjatë pesëvjeçarit u përgatitën 20 mijë kuadro të specialiteve të ndryshme,që është 27% më shumë se në pesëvjeçarin e mëparshëm.

Këto suksese madhështore dëshmojnë më së miri për vitalitetin e sistemit socialist dhe epërsinë e tij ndaj sistemit të kalbur kapitalisto-revizionist. Ato hedhin poshtë më së miri edhe shpifjet e trillimet e propagandës borgjezo-revizioniste kundër socializmit fitimtar që po lulëzon në Shqipëri.

Le të lehin sa të duan revizionistët titistë kundër Shqipërisë Gënjeshtrat, shpifjet e trillimet nuk mund ta mbulojnë të vërtetën. Shqipëria e kuqe e Enver Hoxhës është sot i vetmi vend i vërtetë socialist, i vetmi vend që nuk njeh krizë e inflacion, ngritje çmimesh, kurvet e papunësi; i vetmi vend ku populli nuk pagu an asgjë për shkollim dhe shërbimin mjekësor,i vetmi vend ku njerëzit jetojnë me të vërtetë të lirë dhe të lumtur.

Madhështore janë sukseset që ka arritur Shqipëria gjatë planeve të kaluara pesëvjeçare,por edhë më madhështore do të jenë fitoret që do të arrihen në të ardhmen. Projektdirektivat e Partisë për Planin e shtatë pesëvjeçar i hapin perspektiva të reja e të sigurta marshimit të pandalshëm të Shqipërisë socialiste.

Duke u mbështetur krejtësisht në forcat e brendshme njerëzore, materiale e financiare, Shqipëria socialiste do të arrijë sukses të reja, akoma më të mëdha, në të gjitha fushat e jetës. Në krahasim me vitin 1980, sipas direktivave të Partisë, në vitin 1985, shtimi i prodhimtarisë dhe i të ardhurave në RPS të Shqipërisëdo të duket si në tabelën vijuese:






Shtypi revizionist jugosllav ra copë duke na "bindur" se në Shqipëri jetohet vështirë.Veç të tjerash ai sjell një mori fotografish me diçitura monstruoze dhe është kujdesur që në ato fotografi të këtë rrugëve të qyteteve shqiptare sa më pak njerëz. Tani po sjellim edhe ne këtu këto dy fotografi, nga të cilat shihet se në Shqipëri, megjithatë (!) ka njerëz dhe po shtojmë se ata spara i gjen rrugëve në orar të punës , por mbushin sheshet plot gjallëri pas këtij orari

| | |
|---|---|
| Produkti i përgjithshëm shoqëror | 32 - 34 për qind |
| Produkti i përgjithshëm industrial | 34 - 36 për qind |
| Produkti i përgjithshëm bujqësor | 31 - 33 për qind |
| Investimet themelore | 23 - 25 për qind |
| Transporti i mallrave | 36 - 38 për qind |
| Rendimenti i punës | 12 - 16 për qind |
| Të ardhurat kombëtare | 33 - 35 për qind |
| Të ardhurat reale | 8 - 10 për qind |
| Të ardhurat e përgjithshme financiare | 34 - 36 për qind |

Gjatë pesëvjeçarit të ardhshëm parashikohet një zhvillim me rit me të shpejta i industrisë dhe i të gjitha degëve të saj.Ashtu si edhe më parë, një kujdes i veçantë do t'i kushtohet shtimit të prodhimit të mjeteve të prodhimit. Në vitin 1980 ky grup përbënte 64 % të prodhimit të përgjithshëm industrial,kurse gjatë pesëvjeçarit të ardhshëm është parashikuar që prodhimi në të të rritet 38 - 39 %.

Në krahasim me vitin 1980 nxjerrja e naftës në vitin 1985 parashikohet të rritet 56 - 58 %,ajo e qymyrgurit rreth 48 %,e bakrit 52 % etj.Rritje të dukshme do të shënojë edhe prodhimi i çeliqeve të petëzuara, i cili më 1985 do të jetë 67% më i madh se më 1980 kurse ai i ferokromit karbonik, edhe më i madh - 80 %.

Rritje të dukshme gjatë këtij pesëvjeçari do të ketë edhe industria mekanike, prodhimi i së cilës do të rritet për 38 - 40%,ripërtërirja e pjesëve të ndërrimit - 54 deri 56 %, kurse prodhimi i makinerive për pajisje do të rritet 51 %.

Një rëndësi e madhe gjatë viteve të ardhshme do t'i kushtohet edhe zhvillimit të industrisë kimike, prodhimi i së cilës do të rritet për jo më pak se 60 - 63%

Në zhvillimin e bujqësisë socialiste, rëndësi e veçantë do t'i kushtohet rritjes së rendimentit të prodhimit,nga i cili do të sigurohet rreth 90 % e shtimit të prodhimit të përgjithshëm bujqësor. Krahas kësaj,do të hapen edhe rreth 26 hektarë tokë të re, kurse tokës së ujitshme do t'i shtohen edhe rreth 45 mijë hektarë. Një punë e madhe do të bëhet gjatë Pesëvjeçarit të 7-të edhe për drenazhimin e përhershëm nëntokësor,sipërfaqja e të cilit do të arrijë në 85 mijë hektarë. Të gjitha këto do të bëjnë të mundshme që prodhimi i drithrave të bukës gjatë Pesëvjeçarit të rritet rreth 20 %, rendimenti mesatar vjetor i misrit rreth 26%,kurse prodhimi mesatar vjetor i pangjarsheqerit do të jetë 42 -45% më i madh se gjatë pesëvjeçarit të mëparshëm, ai i luledielllit 56 - 58 %, i pambukut 56 - 59% e ai i duhanit 46 - 49% etj.

Me kujdesin që do t'i kushtohet përmirësimit racor të të gjitha llojeve të kafshëve, gjatë viteve të Pesëvjeçarit, do të arrihet një ngritje cilësore e sasiore e prodhimit të mishit dhe prodhimeve blegtorale. Në vitin 1985 kundrejt vitit 1980, prodhimi i mishit do të rritet 53 - 55 për qind, i qumështit 29 - 31 %, i vezëve 50 - 52 % dhe i leshit 34 - 36 %.

Rezultate të mëdha gjatë Pesëvjeçarit të 7-të do të arrihen edhe në zhvillimin e pemëtarisë. Prodhimi i frutave, gjatë këtij Pesëvjeçari, do të jetë 35 - 37% më i madh se ai i planit të mëparshëm, i rrushit 40 - 43%, i agrumeve 48 - 51%, i ullirit 66 - 70% etj.

Në projektdirektivat për Planin e 7-të pesëvjeçar, është parashikuar që fondi i akumulimit të rritet 67 - 69%,kurse norma e akumulimit për pesë vjet të marrë së bashku 31 - 33%.Vëllimi i investimeve do të rritet 23 - 25%, kurse 75% e vëllimit të tyre të përgjithshëm do të përdoret për zhvillimin e industrisë e të bujqësisë.

Një zhvillim të hovshëm do të ketë edhe transporti e telekomunikacioni. Do të hapen linja të reja hekurudhore, do të përmirësohet më tej rrjeti automobilistik, do të shtohet komunikacioni ujor dhe ai me tekeferik. Në krahasim me vitin 1980, vëllimi i përgjithshëm i transportit të mallrave,më 1985 do të rritet 36 - 38%, kurse ai i transportit të mallrave në hekurudhë për jo më pak se 80 - 84%.

Një rritje të shpejtë gjatë viteve 1981 - 1985 do të shënojë edhe tregtia e jashtme e Shqipërisë.Vëllimi i përgjithshëm i eksportit do të rritet për 56-58% kurse shumicën e tij dërmuese do ta përbëjnë mallrat e përpunuara në vend. Ashtu si deri më tash, eksporti do ta mbulojë importin, e do t'u sigurojë vendin edhe rezervave valutore.

Zhvillimi i hovshëm dhe i gjithanshëm që është arritur në Shqipëri, bën të mundshme ngritjen e mëtejshme të mirëqenies materiale e kulturore të masave punonjëse. Të ardhurat reale të punonjësve do të kenë ngritje të vazhdueshme,ndërsa qarkullimi i mallrave me pakicë do të rritet 22 - 24%. Ashtu si deri më tani, në Shqipëri nuk do të ketë ngritje çmimesh,rënie pagash,mungesë mallrash e plagë të tjera si këto që po e brejnë sot botën kapitalisto-revizioniste.

Gjatë Pesëvjeçarit të 7-të parashihet që me mjete financiare të shtetit dhe me kontribut vullnetar, të ndërtohen rreth 50 mijë apartamente banimi, si dhe do të sigurohet material ndërtimor për ndërtimin e 31 mijë banesave nga vetë fshatarësia kooperativiste. Shërbimet, riparimet, meremetimet dhe punimet me porosi për popullin nga ndërmarrjet komunale do të rriten 45 - 47%,kurse ato në kooperativat bujqësore deri në 84%.

Rezultate të mëdha do të arrihen gjatë këtij pesëvjeçari edhe në zhvillimin e arsimit, kulturës, artit, letërsisë, shëndetësisë, kulturës fizike dhe sportit. Numri i studentëve në shkolla të larta në vitin 1985 do të jetë 24% më i madh se më 1980, kurse ai i nxënësve në shkolla të mesme me shkëputje nga puna - rreth 44%. Mbi bazën e botëkuptimit marksist-leninist dhe të politikës së Partisë, një zhvillim të mëtejshëm do të shënojë revolucioni tekniko-shkencor në të gjitha fushat e ekonomisë dhe të kulturës

Detyrat që shtrohen në projektdirektivat e Kongresit të 8-të janë vërtetë të mëdha, por klasa punëtore, fshatarësia kooperativiste dhe i gjithë populli shqiptar, nën udhëheqjen e Partisë së Punës e shokut Enver Hoxha,me siguri që do t'i realizojnë ato me sukses,duke i treguar në këtë mënyrë botës se ç'është në gjendje të bëjë një popull,qoftë ai edhe i vogël në numër, kur udhëhiqet nga një parti e vërtetë marksiste-leniniste. Ashtu si edhe deri më tani,Shqipëria e kuqe e Enver Hoxhës do të vazhdojë të qëndrojë kështjellë e pamposhtur e socializmit, fener ndriçues për të gjithë botën.

# ZEMRA SPECIALE

Në dy anë të barrikadës  
Qëndrojnë grushti e bajoneta;  
Në njërën anë yje,  
Në tjetrën - helmeta.

Breshër bombash seç na hidhte  
Polici e zezë, "speciale";  
Po me gjokset të shpalosur  
Hidhet Djalëria kosovare.

"Shpërndahuni", çirren helmetëzinjtë,  
"Eshtë e kotë qëndresa juaj;  
Rrobat tona s'i shpon plumbi,  
Pa le më gurët tuaj..."

Por, s'na trembni, këlyshë të Drazhës,  
Ju të etur gjarpinj të gjakut;  
Ne jemi bijtë e Mic Sokolit,  
Motra, vëllezër të Emin Durakut.

Armë, çelik - e dimë - ju keni,  
Keni tanke e avionë,  
Po grushti ynë i bashkuar  
Eshtë më i fortë se çdo atom.

Jelekë specialë mund të keni,  
Ju, ujq të zinj të Serbisë,  
Porse ne veshur kemi lindur  
Me xhamadana të trimërisë.

Rrobat e hekurta sa ju bëjnë punë,  
Pasi nuk keni ideale;  
Ne kemi rroba të zakonshme,  
Po zemrat i kemi speciale!

# Të gjithë shqiptarët - Mic Sokola

Kam parë birin e Kosovës  
Tankut para si i doli,  
Para grykës hapi gjoksin,  
Sokëllin si Mic Sokoli...

Kam parë djemtë e Kosovës  
Si nga sytë nxjerrin shkëndija,  
Vërsulen mbi mitraloza,  
Si dikur Selam Salaria.

Përmbi tanke i kam parë  
Sikur Vojo Partizani;  
Pionierët mbi mitraloza  
Si dikur Çelo Sinani.

Kam parë vajzat e Kosovës,  
Kam parë nëna shamizeza,  
Qëndronin përballë dushmanit  
Si Shotë Galica e Mine Peza...

E kam parë xhamadanin  
Që e veshi gjithë Kosova,  
Dhe në të - me gjak - të shkruar:  
"Të gjithë shqiptarët - Mic Sokola!"

# ATENTAT KUNDER PERANDORIT

N. JORGAQI

Në prill të vitit 1939, Italia fashiste pushtoi Shqipërinë, duke kryer një agresion barbar kundër vendit tonë. Me këtë akt ajo synonte të realizonte ambiciet e saj imperialiste për ta kthyer Shqipërinë në një koloni të saj të përhershme.

Për të vënë në jetë planet e tyre aneksioniste, në maj të vitit 1941, fashistët organizuan me pompozitet të madh vizitën në Shqipëri të Viktor Emanuelit të III-të, të mbiquajtur edhe «mbret i Shqipërisë e perandor i Etiopisë».

Në atë kohë rezistenca e popullit shqiptar kundër zaptonjësve fashistë ishte në rritje. Anëtarët e grupeve komuniste ishin hedhur në veprime konkrete, çetat e para kryengritëse po organizoheshin në krahina të ndryshme të vendit; kurse patriotët — punëtorë, fshatarë e intelektualë përparimtarë zhvillonin një rezistencë gjithnjë në rritje kundër masave kolonizuese e çkombëtarizuese që kishin ndërmarrë fashistët në të gjitha fushat e jetës. Në këtë situatë shumë të rëndë, doli nga radhët e tyre, si shprehës i aspiratave liridashëse të gjithë patriotëve e të masave të gjera, i riu punëtor 21 vjeçar Vasil Laçi, biri i një familjeje të varfër nga katundi Piqeras i Bregdetit të Sarandës, i cili shtiu me revolver kundër perandorit fashist në Tiranë, ndërsa po largohej nga Shqipëria.

Vasili e kreu atentatin në mes të një turme oficerësh fashistë dhe ndodhi që në çastin më nevralgjik të veprimit, një nga fashistëve, në përpjekje për ti kapur dorën, ua ndërroi drejtimin goditjeve. Megjithatë vullneti i popullit shqiptar nëpërmjet dorës së Vasilit ishte shprehur, urrejtja kundër mbretit pushtues ishte shpallur botërisht. Fasada e butaforisë e pompoziteti i pritjes fashiste të perandorit ishin rrëzuar për tokë. Megjithëse perandori nuk u vra, politikisht atentati i Vasil Laçit ishte një mohim i guximshëm i perandorit dhe i zaptonjësve që ai përfaqësonte, ishte shprehje e dëshirës dhe pasqyrë e gjallë e rritjes së rezistencës së popullit tonë. Në këtë mënyrë akti i Vasil Laçit hynte **«në historinë e Shqipërisë** — siç e ka cilësuar shoku Enver Hoxha — **si simbol i guximit e i trimërisë», «si fillim i kryengritjes së armatosur»**, duke i treguar me shëmbullin e tij **«...popullit shqiptar që duhej luftuar njëkohësisht, si kundër mbretit ashtu edhe kundër okupatorit që ai përfaqësonte»**.




Kërkimet dhe gjurmimet në jetën e Vasil Laçit nxjerrin para studjuesve fakte dhe hollësi që hedhin dritë mbi figurën e heroit. Kështu, duke e «rindërtuar» sot jetën e tij të shpërndarë në kujtesën e popullit dhe nëpër dokumentat arkivale, duke i lidhur faktet me logjikën e tyre të pakundërshtueshme, duke e vendosur figurën e heroit në shtratin e historisë, duke e parë atë nga lartësia e kohës sonë, kuptojmë edhe më mirë madhështinë e gjestit historik të tij.

Vasili ishte punëtor, njeri i vuajtur, që kishte provuar skamjen dhe shtypjen; ai i jetonte shpirtërisht përpjekjet e komunistëve për klasën e tij, merrte pjesë në demostratat antifashiste që mbushnin aso kohe sheshet dhe rrugët e Tiranës, ai lexonte literaturë komuniste e njihej drejtpërdrejt me komunistë të grupeve revolucionare.

Të gjitha këto i hapnin sytë punëtorit patriot, i ndiznin zemrën flakë, i mbrunin urrejtjen, e hidhnin në mendime serioze për fatin e atdheut të robëruar. Pikërisht në këtë kohë ai zuri të shkruante dhe vargje e vjersha patriotike.

Ata që e njohën nga afër Vasilin, tregojnë se nën ndikimin e faktorëve të rinjë revolucionarë që po hynin në jetën e popullit tonë, ndodhi tek ai një zgjim i shpejtë i ndërgjegjes politike, nisi proçesi i formimit të tij si luftëtar kundër pushtuesve fashistë.

Në ditët që erdhi në Shqipëri Viktor Emanueli i III-të, Vasili e kuptoi se me emrin e tij lidheshin tërë pushtimet dhe luftrat grabitqare të imperializmit italian. Ushtria e Perandorit fashist kishte pushtuar jo vetëm tokat e Shqipërisë, por edhe ato të Libisë, të Etiopisë dhe të Somalisë. Mbi të gjitha, ky mbret kish firmuar dy herë aktin e turpshëm të pushtimit të Shqipërisë, më 1920 dhe më 1939. Mbreti dhe pushtimet e Italisë fashiste ishin për Vasilin sinonime të njëri tjetrit.

Kjo shpjegon atë ndjenjë të fuqishme patriotike që u zgjua te Vasili e që u rrit gjatë javës që mbreti udhëtonte nëpër Shqipëri. Ai i ndoqi me kujdes lëvizjet e «korteut» mbretëror, duke mposhtur në heshtje zemërimin e përgatitej shpirtërisht për aktin e tij heroik.

Me hetimin dhe përgatitjen e gjyqit të Vasilit u morën jo vetëm organet më të larta të administratës mbretërore, por u krijuan dhe grupe hetuese të veçanta, si nga monarkistët ashtu dhe nga fashistët, jo vetëm për shkak të mosbesimit reciprok dhe të divergjencave që ekzistonin ndërmjet tyre, por edhe që të mposhtnin moralisht heroin, të bënin që të mohonte aktin e tij. Por më kot. Vasili mbajti qëndrim burrëror përpara torturave të fashistëve dhe e përbuzi vdekjen me krenari. Stuhisë së pyetjeve, presioneve e torturave ai iu përgjigj me fjalët e thjeshta «E bëra nga dashuria për Shqipërinë».

Atentati i Vasil Laçit pati jehonë të madhe në Shqipëri e në arenën ndërkombëtare. Akti i tij u bë shëmbull frymëzimi në luftën e madhe Antifashiste të popullit tonë, e cila me themelimin e Partisë Komuniste Shqiptare, në nëntor 1941, u shndrrua në luftë të organizuar revolucionare që shpuri në çlirimin e plotë të Shqipërisë dhe e bëri popullin zot të plotfuqishëm të fateve të tij.

Vasil Laçit i është dhënë titulli i lartë «Hero i Popullit». Shtëpia e tij në vendlindje është bërë muze, ku vizitorët e ndryshëm njihen me jetën e tij revolucionare. Në vendin ku ai kreu atentatin, në një rrugë kryesore të Tiranës, është vendosur një skulpturë që e tregon heroin duke qëlluar me revolver.

# Letër e hapur punëtorëve kosovarë në mërgim

Të dashur vëllezër,

Një mjet i rëndësishëm në duart e armiqve tanë shovinistë për sllavizimin e tokave shqiptare,ka qenë dhe mbetet shpërngulja e shqiptarëve nga trojet e veta shekullore. Titistët, këta armiq të përbetuar të popullit tonë, si erdhën në fuqi, kurdisën plane të reja për ta ngritur në sistem këtë politikë Atyre nuk u mjaftuan marrëveshjet e konstraktuara të Jugosllavisë Monarkiste me Turqinë për dëbimin e shqiptarëve dhe vendosjen e tyre në shkretëtirat e Anadollit,por arritën marrëveshje të reja me reaksionin turk, për dërgimin në Turqi të kontigjenteve të reja të shqiptarëve.

Sipas statistikave që japin vetë revizionistët, del se regjimi antipopullor i Titos dëboi me dhunë e presione qindra mijëra shqiptarë në shkretëtirat e Anadollit e gjetkë. Më vonë, kur shovinistëve serbomëdhenj iu bë e pamundur një formë e tillë,e vrazhdët, e shpërnguljes së shqiptarëve,ata shpikën një formë të re, më të rafinuar, atë të emigrimit ekonomik, që në fakt nuk ndryshon nga e para.

Skamja dhe mjerimi i madh,papunësia e presionet që ushtron pushteti, kushtëzuan që kurbeti për popullin tonë të bëhet një fenomen masiv. Sot janë të pakta ato familje që nuk kanë së paku një anëtar të mërguar. Kështu njerëzit tanë u detyruan të shiten tek kapitalistët e huaj, të shkojnë e të mëkëmbin ekonominë e revanshistëve gjermanë, që na vranë e na prenë gjatë luftës së fundit.

Revizionistëve e tradhtarëve, jo vetëm që nuk u vjen keq për këtë tregti të poshtër me njerëz, por mburren dhe mundohen ta paraqesin kurbetin si diçka të mirë, si një meritë të tyre të jashtëzakonshme, si shprehje të "lirisë" dhe "demokracisë", që ekzistoka në Jugosllavi. Këta të fantaksur s'ngurrojnë të na i servirin edhe poshtërsitë më të mëdha si virtyte të sigurta, duke shitur dhallën për gjalpë, sado që bota e shquan dhallën dhallë e gjalpin gjalpë. Sikur kurbeti të kish qenë shprehje e lirisë dhe demokracisë, atëherë liria e demokracia do ta kishin burimin te Spanja fashiste, te Turqia anarkiste, te Portugalia e Italia dhe, natyrisht, te Jugosllavia, që dallohen për eksportin më të madh në botë - të krahut punëtor. Popullit tonë do t'i bëhej shumë qejfi po t'ia merrnin këtë "liri" e "demokraci" dhe t'u siguronin bijve të tij punë në atdhe.

Kurbeti është një plagë e vjetër e popullit tonë. Për të tregohen rrëfimët më rrëqethëse e këndohen këngët më të trishtuara. Ne, vëllezërit e motrat tuaja në Kosovë,jemi të vetëdijshëm për gjendjen tuaj të vështirë e jetën e rëndë që bëni. E dilë sa e rëndë është për ju kur e shihni veten të shtypur e të përbuzur si mos më keq, kur ju mungon fjala e njerëzishme dhe ju jepet me bollëk vrazhdësia e përbuzja. Kur i huaji të çirret, të shan e të poshtëron për asgjë. E rëndë është kjo jetë, por ç'të bëjmë. Rëndë

është të kalohen dhjetëra vite, një rini e tërë, në kthina barrakash, të cilat vendasit nuk i bëjnë kabull as për kafshët e tyre. Rëndë kur kthehesh nga puna, i lodhur e i këputur dhe s'ke pranë njeri nga të tut, të familjes sate të dashur, të krijuar me shpirt ndër dhëmbë e të ngritur me treqind mundime skamnore. Në vend që të rrish me njerëzit e tu, të gëzohesh duke u çmallur, ti detyrohesh të përgatitësh darkën që të vjen e hidhur pelim. E rëndë është të lësh rininë nëpër metropolet e Evropës, të mplakesh e thinjesh larg njerëzve të tu, të sosësh ditët në dhé të huaj, të biesh e të çohesh me fotografinë e fëmijëve në gji, por edhe më rëndë kur shkon për pushim në atdhe e atje s'të njeh më fëmija yt, se e ke lënë foshnjë, e tash që ka zënë të shquajë njerëzit e shtëpisë, ty të quan të huaj, se s'të ka parë asnjëherë. Ose, të të thërrasë :dajë, fëmija yt! E rëndë dhe e ftohtë është gjithçka në kurbetin e mallkuar. Por, tjetër shteg s'u la regjimi titist njerëzve tanë. Ose në shtëpi e pa bukën e gojës për fëmijët, ose në kurbet, duke shitur krahët dhe rininë, e për t'u siguruar një kafshatë goje fëmijëve që - të të thërresin dajë!

Për çdo ditë bijtë e Kosovës marrin valixhet në duar, përshëndetën me njerëzit e vet me lot në sy e me dhembje të thellë, përshëndetën me prindërit që, ndoshta, nuk do t'i shohin kurr më të gjallë, me gratë që pranë burrave mbeten të veja, me fëmijët që mbeten jetimë, ndonëse me babën gjallë. Përshëndeten me vatrën e tyre të dashur, me tokën e lumin, me malin e fushën, e cila nuk bleron për ta, me burimet pranë të cilave kanë kaluar ditët e bardha të fëmijërisë, përshëndeten me varret e të parëve, përshëndeten, se është punë që nuk i dihet. Rruga që marrin është e gjatë, rrugë e zezë, dhe kthimi - kurrë i sigurt. Shumë u nisën në këtë rrugë të trishtueshme dhe s'u kthyen kurrë.

Një ndarje e vetme e kurbetçarit me njerëzit dhe vendin e vet, do të duhej ta pikëllonte botën. Kurse kurbetçarët tanë s'janë një e dy, po me dhjetëra mijëra. Dhembja e ndarjes bëhet kështu më e madhe. Dhe te ne, kjo është bërë një dhembje e gjithë popullit.

Të gjithë punëtorët në kapitalizëm janë të shtypur, të shfrytëzuar, të përbuzur e të poshtëruar. Por, punëtorët e huaj, dhe në mes të tyre sidomos shqiptarët, janë më të shfrytëzuarit ndër të shfrytëzuar. Ata i ke në punët më të vështira e me rreziqe, të diskriminuar me paga simbolike, e shumë prej tyre edhe pa asnjë mbrojtje sociale. Për të siguruar bukën e fëmijëve, punëtorët tanë në mërgim duhet të hanë bukën thatë. Edhe ato pak të holla që kursejnë, regjimi titist ua rrëmben nga duart akoma pa i dërguar në shtëpi.

Njëri pas tjetrit vijnë përfaqësuesit e bankave për të mashtruar sa më shumë punëtorë që të mbushin me deviza arkat e shtetit të tyre të falimentuar. Vijnë gjithfarë emisarësh të shtetit, me gënjeshtra e premtime se gjoja do të hapin vende të reja pune për punëtorët tanë të mërguar. Vijnë si korba për t'i bindur të marrin pjesë në të ashtuquajturat vetëkontribute që duhet të japin punëtorët gjoja për ndërtimin e rrugëve, shkollave e ambulancave. Llafazanë e demagogë të tjerë vijnë njëri pas tjetrit e u flasin punëtorëve për gjoja "parajsën" titiste, për "zhvillimin e përparimin" e Kosovës, për "bashkim-vëllazërimin" titist që gjoja ekzistoka kudo në Jugosllavi, e sidomos në kosovë.

Gjakpirësit titistë nuk harrojnë të organizojnë edhe "pritje" për punëtorët e mërguar kur këta vijnë për pushime. Në këto farë "pritjesh", udbashët e shumtë i kërcënojnë punëtorët të mos shoqërohen me punëtorët e vendeve ku punojnë, të mos solidarizohen me ta e të mos organizohen në sindikata, të mos lexojnë ndonjë revistë shqiptare e të mos e dëgjojnë radion socialiste të Tiranës etj. Për të gjitha këto raste, kërcënohen udbashët, ne do t'ju burgosim e t'ju marrim pasaportat. Në vend që, sipas "lirive" e "demokracisë" së madhe, të interesohen për kushtet e rënda të jetës e të punës së punëtorit tonë të mërguar, titistët kujdesen që punëtorët tanë të prishen e të degjenerohen sa më shumë, të humbin çdo ndjenjë kombëtare e progresive. Për këtë qëllim, titistët kanë ngritur si këpurdhat pas shiut, klubet e ashtuquajtura të punëtorëve, ku shfaqin filma pornografikë, që i sjellin nga Jugosllavia; organizojnë në këto klube koncerte me hipikë Made in Jugoslavia, shpërndajnë revista e gazeta të degjeneruara, që titizmi i ka me bollëk.

Me veprimet e "këshillat" e veta, titistët u thonë punëtorëve se mund të bëjnë ç'të duan, se janë të lirë të bëhen rrugaqë e pijanecë, aventurierë e kaubojë, mund të vjedhin e bile edhe të vrasin edhe njëri-tjetrin. Ne s'kemi gjë kundër, thonë ata, burgut mund t'i shpëtoni duke dhënë disa mijëra marka e franga ryshfet. Mund të bëni gjithçka, vetëm me politikë nuk guxoni të merreni, pra nuk guxoni të mendoni për gjendjen tuaj të mjeruar, për ardhmërinë tuaj dhe të fëmijëve tuaj. Për këto mendojnë kokat e "mëdha" e të "ndritura", zotërinjtë Miniç, Kolishevski e Deva me shokë. Ai që guxon të mendojë e të veprojë ndryshe, do të hidhet në pranga.

Çfarë nuk bëjnë titistët për të mashtruar e përçarë punëtorët tanë. Agjentura e UDB-së jashtë është e përhapur kudo. Ajo vepron kudo, mundohet t'i gënjejë e mashtrojë punëtorët, t'i përçajë ata, duke vënë njërin kundër tjetrit, bën lojën e premtimeve të rrejshme, komprometon me të holla ndonjë element të dobët e mendjelehtë. Disa të tjerë i kërcënon. E çfarë nuk bëjnë udbashët e përfaqësive diplomatike dhe të tjerët që vijnë nga Jugosllavia.

Por ju, punëtorët tanë trima e atdhetarë, e keni kuptuar mirë kush janë titistët, e keni kuptuar me çfarë armiqsh keni të bëni. Fytyrën e vërtetë prej xhelati të titistëve e patë më së miri kohën e fundit, me terrorin e pashpirt që ushtrojnë ata në Kosovë. E patë atëherë kur, shumë prej jush, morët telegrame, me të cilat ju ftonin e ju njoftonin te shtëpia për vrasjen e të afërmve tuaj në demonstrata, kurse xhandarët fashistë të Titos ju ndalën në kufi dhe nuk ju lejuan të vini e të varrosni vëllezërit e motrat tuaja.

**Bashkatdhetarë të shtrenjtë,**

Atdheu ynë i përbashkët, Kosova jonë e dashur, po përjeton momente shumë të vështira. Çetnikët serbë u vërsulën me tërbim drejt Kosovës. U dyndën këtu dhjetëra mijëra policë e ushtarë të rinj. Ata shuan me gjak demonstratat paqesore të popullit tonë, e kthyen në kasaphanë të tmerrshme Kosovën tonë të dashur, shtinë me tanke e mitraloza mbi vëllezërit e motrat tona të pambrojtura, vranë e plagosën shumë bija e bij nga më të mirët të popullit, burgosën e arrestuan me mijëra të tjerë dhe po ushtrojnë tortura shtazarake mbi ta. Masa të shumta antishqiptare po ndërmirren në çdo fushë. Shovinistët jugosllavë kanë ndërmarrë një fushatë të gjerë shpifjesh e akuzash kundër popullit tonë dhe historisë së tij të lavdishme. Po sulmohen e po fyhen heronjtë dhe simbolet tona kombëtare, kultura e traditat tona, po bëhen përpjekje për të na rrëmbyer edhe ato pak të drejta që i kishim fituar me gjak pas vitit 1968.

Këtë vit u mbyll para kohe Universiteti i Kosovës e po kurdisen plane edhe për shkapërderdhjen e tij të plotë. U anuluan të gjitha marrëveshjet me Shqipërinë në fushën e artit, shkencës, kulturës dhe arsimit. Është vendosur të ndryshohen e sakatohen tekstet shkollore të historisë e të gjuhës dhe letërsisë shqipe. Shqiptarët rrahen e dënohen vetëm pse mbajnë një distiktiv a një plis të bardhë. Në të ashtuquajturin "proces të diferencimit", janë larguar nga puna shumë profesorë të Universitetit e shumë mësimdhënës të shkollave të mesme dhe atyre fillore. Janë hedhur në rrugë qindra punëtorë të ndërmarrjeve pse kanë marrë pjesë në greva e demonstrata, apo pse nuk i kanë dënuar ato.

Të gjitha këto masa të tipit fashist nuk e ligështojnë ase nënshtrojnë popullin tonë po përkundrazi, e kanë forcuar atë edhe më shumë. I bashkuar si kurrë më parë, ai po qëndron kryelartë para xhelatëve titistë dhe është i vendosur e këmbëngulës në realizimin e kërkesave të veta të drejta. Në mbledhjet që po organizon armiku për të dënuar demonstruesit, populli po e shpreh revoltën e urrejtjen e tij të papërmbajtur kundër këtyre dënimeve dhe pushtetit antipopullor. Kjo rezistencë e mrekullueshme e ky unitet i paparë i popullit tonë, jo vetëm që po shprehet në tubimet e kolektiveve punonjëse dhe të atyre të lagjeve, por ka dalë sheshit edhe në ato organizata që kanë qenë leva të titizmit, duke filluar që nga organizata e Lidhjes së "komunistëve", ku janë përjashtuar qindra anëtarë e janë shpërndarë dhjetëra organizata bazë, e deri te organizata e rinisë dhe ajo e Lidhjes Socialiste. Armiku është detyruar ta pohojë me gojën e vet se i kanë dalë telashe serioze edhe në organizatën e oficerëve rezervë dhe në atë të Lidhjes së Luftëtarëve, nga radhët e të cilave janë përjashtuar dhjetëra anëtarë. Bile, rezistencë po bëhet edhe në radhët e policisë kosovare.

**Vëllezër punëtorë në mërgim,**

Sot që i gjithë populli ynë heroik është ngritur në këmbë si një trup i vetëm dhe po kërkon të drejtat e veta të ligjshme, edhe juve, si bijë besnikë të këtij populli, ju dalin përpara detyra të shumta e të rëndësishme. Ne, marksistë leninistët dhe revolucionarët e Kosovës, kemi besim të plotë te ju dhe jemi të sigurt se, ndonëse larg atdheut edhe ju do të qëndroni të patundur me kërkesat e drejta të popullit tonë dhe të ngreni lart e më lart zërin kundër shtypësve gjakatarë titistë e t'i tregoni botës dhe armikut se edhe ju jeni bij besnikë të kësaj toke e të këtij populli. Ju punoni në ato vende ku vepruan e luftuan patriotë e komunistë të shquar shqiptarë si Ali Kelmendi, Avni Rrustemi, Halim Xhelo, e shumë të tjerë. Shembulli i tyre i ndritur duhet të jetë frymëzim edhe për ju.

Sa gëzim e krenari ndiejmë, kur dëgjojmë për protestat e demonstratat tuaja të fuqishme dhe për përpjekjet tuaja prej patriotësh zemërzjarrtë. Ju ngritët zërin e grushtin tuaj të fuqishëm kundër padrejtësive që i bëhen popullit tonë të shumëvuajtur. Ju mbrojtët vëllezërit e motrat tuaja në Kosovë. Ju u ngritët ashtu si gjithë populli ynë në mbrojtje të nderit të motrave, nënave e vatrave tona të shtrenjta, që u përpoqën ta marrin nëpër këmbë çetnikët e Rankoviçit e të Drazha Markoviçit.

Populli ynë, sot, para së gjithash kërkon që të mos i cenohen ato pak të drejta të fituara me gjak në demonstratat e vitit 1968. Kërkon që Kosovës t'i njihet patjetër statusi i republikës së federuar.

Amaneti e porosia e gjithë atyre heronjve që dhanë jetën në lulen e rinisë për të drejtat dhe lirinë e popullit, amaneti i atyre që janë duke lënguar nga plagët e rënda dhe i atyre mijëra trimave që po dergjen nëpër burgjet fashiste jugosllave, si për gjithë popullin, ashtu edhe për ju, ka qenë dhe mbetet:

-Të luftoni pareshtur e me të gjitha format, deri sa të realizohen të gjitha të drejtat e popullit tonë,

- të kundërshtoni me forcë dhunën e terrorin e pashoq që po ushtron regjimi mbi popullin dhe rininë tonë,

- të forconi pareshtur unitetin luftarak të radhëve tuaja,

- të përkrahni e të ndihmoni me të gjitha mundësitë bashkatdhetarët që keni në Kosovë

- të zbuloni dhe demaskoni pa mëshirë ata elementë të shitur që bëjnë punën e armikut



Djali i kurbetçarit. - "Babë, pse s'vjen te shtëpia e të punosh si gjithë bota? S'na do ne, njerëzit e shtëpisë, apo ke ndonjë hall tjetër... Sidoqoftë, kthehu në shtëpi, prapë mund të jetojmë me arna e me kothere buke. Këtu po ndodh diçka...

që mbjellin panik e konfuzion në radhët tua ja, që bëjnë punën e agjentëve të fëlliqur, duke ju denoncuar juve te armiku,

- të kërkoni me këmbëngulje që t'ju sigurohet puna në vendlindje,

- të sabotoni ato të ashtuquajtura "klube jugosllave të punëtorëve", që janë shndërruar në çerdhe të rrezikshme antishqiptare, e në vend të tyre të formoni klubet dhe shoqëritë tuaja të pavarura kulturore e artistike dhe sportive,

- të mos mashtroheni nga demagogjia e premtimet boshe të armikut, të mos u besoni shpifjeve e trillimeve të shumta të tij,

- mos lejoni që të humbni gjuhën, kulturën e traditat tona të mira.

Demonstratat e grevat masive që kanë përfshirë mbarë Kosovën, armiku po mundohet t'i paraqesë në sy të botës si vepër të "nacionalistëve dhe irredentistëve shqiptarë". Në fakt, ato janë vepër e popullit dhe rezultojnë drejtpërdrejt nga politika antishqiptare që ka ndjekur regjimi për 40 vjet me radhë. Ato janë rezultat i shtypjes dhe shfrytëzimit të egër të masave punonjëse, i pozitës koloniale të Kosovës dhe i vendosjes së marrëdhënieve kapitaliste në të gjitha fushat e jetës. Ato janë rezultat i ashpërsimit në kulm të të gjitha kontradiktave dhe i skamjes e mjerimit të papërshkrueshëm, në të cilin e kanë katandisur titistët popullin tonë. Përvoja e gjatë historike e luftarake e kanë mësuar popullin tonë se të drejtat e liritë nuk t'i fal kush, por ato fitohen vetëm në rrugën revolucionare. Prandaj dolën, të bashkuar, ruggëve punëtorët, studentët e fshatarët, gjithë populli ynë trim e patriot për të kërkuar të drejtat e veta, duke qenë të ndërgjegjshëm edhe për sakrificat që duhet bërë. Populli nuk doli me pahir në demonstrata. Ai e dinte se titistët nuk do t'i duartrokasin kërkesat e tij të ligjshme, kurse policia e ushtria fashiste jugosllave, nuk do t'i priste me lule demonstruesit tanë.

Shumë armiq janë munduar ta robërojnë e zhdukin popullin tonë. Por, të gjithë janë mbuluar vetëm me turp, kurse populli ynë ka mbetur gjithnjë i lavdishëm e heroik në luftën e tij për liri. Prandaj sot populli ynë është më i vendosur e më i bashkuar se kurrë në luftën e tij të drejtë dhe e ka bindjen e plotë se edhe ky rrebesh i shovinistëve do të kalojë si shumë furtuna titiste që u egërsuan në Kosovë. Demonstratat më të reja që shpërthyen këto ditë në Gjakovë e Prishtinë, i treguan qartë armikut se populli ynë nuk e ka ndër mend të gjunjëzohet as para dënimeve fashiste që po u bëhen njerëzve tanë në gjyqet titiste në proceset e shumta të kurdisura nga udbashët e Herleviçit.

Përpjekjet e shovinistëve serbë dhe të këlyshëve të tyre në Kosovë janë përpjekje të një bote të perënduar dhe përpëlitje të një të sëmuri rëndë, që është shtrirë në shtratin e vdekjes, po, para se të ngordhë, egërsohet si një bishë me fuqi të shumëfishuar. Fuqia e titizmit jugosllav, siç po dihet tashmë, pa dyshim, është fryma e fundme e të dëshpëruarit, të cilit, hë tash hë tevona, do t'i shklasë këmba dhe ai do të bjerë në humnerën që ua ka hapur të tjerëve.

Shovinistët serbë, të tërbuar si kurrë më parë kundër popullit tonë, më 13 maj të këtij viti dërguan reparte të tëra policësh në Prekazin e Ulët, për të rrethuar shtëpinë e Nebih dhe Tahir Mehajt, fshatarë të ndershëm e patriotë të dëgjuar. Babë e bir, me të dëgjuar përçartjen e xhandarëve serbë dhe vringëllimën e tankeve, zunë vend te frengjitë e kullës dhe vendosën të qëndrojnë të papërkulur deri në fund, të përtërijnë epopenë e patriotit të shquar Ahmet Delia. Regjimi, për të thyer qëndresën heroike të këtyre dy patriotëve, u detyrua të dërgojë njësi të tëra tankesh e të mbulojë qiellin e Prekazit me helikopterë ushtarakë. Pas shumë orë luftimesh, gjatë të cilave armiku la me dhjetëra të vrarë e të plagosur, policia hyri dhe i bëri rrafsh me tokë muret e oborrit dhe kullën e familjes Mehaj. Në betejën e pabarabartë ranë, më në fund, heroikisht edhe Nebihu e Tahiri. Ata e dhanë jetën për nderin e familjes, për nderin e Prekazit famëmadh, ranë si burra e lanë pas vetes një shembull të ndritur. Populli ynë do t'i kujtojë gjithmonë me nderimet më të mëdha. Tashmë, mbi varret e tyre mëngjes për mëngjes po gdhijnë kurora lulesh, që po ua dërgon dora e dashur e popullit, kurse qëndrimit heroik të Tahir e Nebih Mehajt poeti anonim i ka kushtuar këngën që po e botojmë këtu.

# Shqipja bën edhe pa gjëmë, i mjafton lavdia

Fshati ruante të kaluarën,
fshati donte ardhmërinë:
pa pranga ta shihte Kosovën,
në liri t'ia ndiejë dashurinë.

Këngët për Azemin rriteshin,
shtrëngoheshin armët në gji,
në kulla historia shpalosej,
në zemra gufonte liri!

Dhe bashkë me atë madhërim armësh
kumbonte ëmbël çiftelia,
në kujtimin e gjallë të Shotës me trimat,
rritej në Shpresë e tërë Drenica.

Këndej erdhën e thyen qafën panumër ushtri,
turpin e tyre e namin tonë lanë pas.
Lindjet përherë më të dashura bëheshin
e flamuri valonte në Prekaz.

2.
Por në prag të një stuhie
në gardh të fshatit vuri putrat
ujku i vjetër prej Serbie
hallakati të gjitha kullat.

Në gjëmë u mblodh fshati atë natë,
qeni serb në rrugë u shçirr.
Na rrethuan, babë Nebih!
Na rrethuan, bir Tahir!

Dhe hungroi zë' i tradhtarit
e i lëndoi trimat në zemër:
"Dorëzohi, se s'ka tjetër",
u tha, e i thirri vrazhdë në emër.

"Qërou, shpirt i shitur, ik!"
që nga kulla plaku tha.
"Le të vijnë milicët serbë,
kemi punë vetëm me'ta."

"Me këto duar do t'ju lidh",
po i nxehte fjalët tradhtari,
"Gjithmonë preja i takon,
atij që e zë i pari."

Shkrepi flakë pushk' e Tahirit,
merr tradhtarin në lule të ballit.
"Vafsh në pleh, qen i mallkuar,
o qelb e plagë e shqiptarit!"

Sakaq dhe fshati me milicë,
si korba të zeza, u resh i tëri.
Por, a tunden muret e kullës?
A dridhet në dorë të trimit, maliheri?

Një ditë e gjatë, pa fund, luftimesh,
u ngrys e kafshuar nga pabarazia:
njëri tabor - dy pushkë te frengjia,
tabori tjetër - me tanke ordia!

3.
Kot qëllonin tanket murin,
kot murtaja rrahte çatinë.
Këndej qëndresa më e fortë bëhet,
andej fashistët një pas një bien.

Mbahu Prekaz, ti kullë graniti,
E tërë Serbia të ka marrë në thumb!
Është po ai serb prej shovinisti,
që me ty lufta i shkoi në lumë.

"Të fortë e kemi kullën!"
te frengjia i qeshi buza plakut.
Të fortë e kemi Kosovën,
ne po biem, po kush na merr hakun."

Në atë çast mbi kullë gjëmoi
një i paudhë helikopter.
Dhe plaku ra, po në dorë të Tahirit
këpuste breshërima njai maliher.

Prite Prekazin, o bishë e ndytë,
në pancir e veshur e me tankun shok!
S'më le vend tjetër të të qëlloj, pos sytë,
dhe më kapardisesh si një maçok.

S'të thanë, kur u nise, në Beograd,
se dhe njëherë këtu, në Drenicë,
kur u vërsulën çetnikët e tu,
Mes vetullave i qëlloi Murseli* sakicë?

Dhe vazhdoi lufta, e gjatë e rreptë.
Dhe u drodh trimi, pa të shtrirë plakun.
"Duhet të tërhiqem, të çaj rrethimin,
shumëfish t'ia marr Prekazit hakun."

Po drit' e hënës e tradhëtoi,
mbi maliherin kur i ra,
nga mitralozat në duar barbare,
u shtri skaj prozhmit, Tahiri, u vra.

4.
Dhe s'lanë t'u bëhej as gjëma trimave,
të vrarët e vet vajtonte Serbia.
Ndër mote, pra, atyre le t'u mbetet gjëma,
Shqipja bën edhe pa gjëmë, i mbetet lavdia.

Këndej erdhën e thyen qafën panumër ushtri,
turpin e tyre e namin tonë lanë pas.
Dhe lindjet përherë më të dashura na bëhen,
dhe Shqiponja e lirë në Prekaz.

*** Mursel Ahmeti, i biri i Ahmet Delisë, bashkëluftëtarit të Azem Galicës, i cili u vra po në Prekaz nga hordhitë çetnike, por vetëm pasi shpartalloi me të birin e me shokë, një çetë të tërë serbomëdhenjsh.**

# Ndihma për Kosovën

Të dashur vëllezër e motra!

Sot populli shqiptar në Jugosllavi ndodhet në një gjendje të vajtueshme. Regjimi fashist i klikës titiste e katandisi atë në një skamje e mjerim të papërshkruar.Por,fatkeqësitë e popullit tonë janë shtuar pa masë këta muajt e fundit, pasi rinia, punëtorët e fshatarët tanë u sulmuan me tanke dhe avionë, me policë e ushtarë nga mbarë Jugosllavia. Në demonstrata na u vranë e plagosën shumë vëllezër e motra. Shumë nga familjet e tyre,në skamjen dhe mjerimin ku i ka katandisur shovinizmi serbomadh, e kanë vështirë të mbulojnë qoftë edhe shërbimet e varrimit të bijve të tyre,të mos flasim për sigurimin e barërave e të mjekëve për të plagosurit, që nuk guxojnë të shtrihen nëpër spitale, se atje i presin kthetrat e milicisë fashiste serbe dhe burgu i rëndë.Përveç kësaj,përditë po purgosen me qindra shqiptarë dhe po marrin dënime të rënda me burgim. Prej tyre ka edhe njerëz që ishin përgjegjës në familje dhe ekzistenca e të afërmve të tyre varet kryesisht nga të ardhurat që siguronin ata.

Një numër tjetër mjaft i madh i shqiptarëve janë larguar nga puna,pse morën pjesë në demonstrata ose i përkrahën ato,dhe tash armiku ynë i ka hedhur në mes të rrugës.Ka familje të tjera të ndershme, që janë pa strehë mbi kokë dhe u mungon edhe kafshata e gojës.

Me veprimet e tij barbare, armiku ka për qëllim të na shtypë me dhunë e terror,e njëherit të na nënshtrojë edhe me armën e urisë. Ai përpiqet të lërë pa shkolluar fëmijët e njerëzve tanë që po kalben burgjeve, e të demoralizojë familjet e tyre, që këto t' i mallkojnë bijtë e vet.

Dhe ne, me qëllim që të shkatërrojmë planet djallëzore të armikut dhe të pakësojmë fatkeqësinë e vëllezërve dhe motrave tona, kemi një detyrë patriotike dhe të ngutshme: t'i ndihmojmë edhe materialisht, me të gjitha mundësitë që kemi. Ndihmat mund t'i drejtoni në këtë xhiro-llogari:

25-45475
HILFE FUR KOSOVA
BIEL
SUISSE SUISSE

Dhënia e ndihmave për Kosovën nuk duhet të bëhet në formë fushate. Ndihmat duhet të jenë të vazhdueshme dhe me afat të gjatë,se edhe nevojat tash për tash janë të tilla.Duke ndihmuar vëllezërit tanë,ne ndihmojmë çështjen tonë: i japim një grusht të fortë armikut, çojmë luftën tonë përpara dhe njëherit forcojmë solidaritetin e unitetin tonë të pathyeshëm.


Empfangsschein
Récépissé
Ricevuta
DM Fr. 250 PF. c. 00
25-45475
Hilfe für Kosova
Katharina Asal
Biel

Einzahlungsschein
Bulletin de versement
Polizza di versamento
DM Fr. 250 PF. c. 00
Hilfe für Kosova
Katharina Asal
Biel
25-45475
Biel/Bienne

Abschnitt
Coupon
Cedola
Fr. 250 PF. c. 00
25-45475
Hilfe für Kosova
Katharina Asal
Biel

Azienda delle PTT · Entreprise des PTT · PTT-Betriebe

Për ata që s'do ta kursejnë ndihmën e tyre vëllazërore e të njerëzishme, po japim këtu shembullin se si duhet plotësuar çekun. Kush nuk ngurron, mund ta shënojë edhe emrin e vet, në tri vijat e prera.

# Njoftim

Njoftojmë bashkatdhetarët tanë që ndodhen në punë të përkohshme në Perëndim se literatura shqiptare mund të sigurohet në këto librari. Në Zvicër: BADHAUS STR. 35, BIEL-BIENE. Kjo është një librari shumë e pasur me libra, revista e gazeta shqiptare. Përveç librarisë së përmendur, në Zvicër dhe në Gjermaninë Federale, libri dhe shtypi shqiptar mund të gjenden edhe në libraritë përkatëse të shoqatave të miqësisë Zvicër-Shqipëri dhe Gjermani-Shqipëri, të cilat nuk do ta keni vështirë t'i gjeni në qytetet ose në afërsi të qyteteve ku punoni.

Natyrisht, libri e shtypi shqiptar mund të porositen edhe drejtpërsëdrejti edhe nga Shqipëria. Në këtë rast, porosia mund të bëhet në adresën: NDERMARRJA E LIBRIT, TIRANE, ALBANIEN.

